*Merhaba më i madhi sulltan merhaba*

*Merhaba gjithë dertit derman merhaba*

*Merhaba më i madhi gjithë pejgamberisë*

*Merhaba më i madhi dost i Perëndisë*

*Merhaba ej dritë e syve gjithë muslimanisë*

*Gjithë alemi veç për tye është jeratis*

*Mirë se erdhe o Muhamed mustafa*

*N'saje tënde gjithë ymeti bënë sefa*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



"Prandaj besoni në Allahun, në të Dërguarin e Tij dhe në dritën (Kuranin) që ju kemi zbritur."
(Et Tegabun: 8)

# Të drejtat e zotërisë sonë Muhamed a.s. ndaj nesh

*Allahu e ka veçuar të Dërguarin me pozita të larta, dinjitet, përsosmëri në krijim dhe bukuri në pamje, me fuqi të mendjes dhe përsosje të shqisave, me natyrshmëri, prejardhje fisnike, moral, etikë, vendosmëri, dije, durim, mirënjohje, burrëri, asketizëm, përulësi, bujari, guxim, modesti, mëshirë, trimëri e devotshmëri. Zoti i Plotfuqishëm thotë: "Vërtet ti je me moral madhështor." [El Kalem: 4].*

*Allahu e ka nderuar atë me miqësi të ngushtë, dashuri dhe me favore e virtyte të tjera që nuk i përshkruan penda dhe nuk mjafton letra. E gjithë kjo për misionin fisnik të pejgamberisë, për të cilin Zoti i Plotfuqishëm e ka krijuar atë: "O Pejgamber! Ne të kemi dërguar ty si dëshmitar, sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues; dhe si thirrës, që i fton njerëzit në rrugën e Allahut me urdhrin e Tij dhe si pishtar ndriçues."[El Ahzab: 45, 46].*

*Zoti ka caktuar të drejta për Pejgamberin ndaj pejgambereve të mëhershëm. Nga këto të drejta janë premtimi që ka marrë Allahu nga pejgamberët që ata ta besojnë pejgamberin e tij dhe ta pasojnë atë në qoftë se ata do ta arrinin atë. I Plotfuqishmi ka thënë: "Kujto kur Allahu mori besëlidhjen nga pejgamberët: 'Çfarëdo që t'ju jap prej Librit dhe urtësisë, kur t'ju vijë një i Dërguar, vërtetues i asaj që ju është dhënë juve, pa dyshim që duhet ta besoni dhe ta ndihmoni atë!" (Al-Imran: 81).*

*Zoti ka caktuar të drejta për Pejgamberin edhe ndaj ymetit. Prej të drejtave të tij është që ta besojnë, sepse askush s'mund të jetë mysliman nëse nuk e pranon pa mëdyshje për pejgamber Muhamedin a.s.: "Kush nuk beson në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, ta dijë se Ne kemi përgatitur për mohuesit një Zjarr flakërues!" (El Fat'h: 13).*

*Në hadithin sahih, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, cilido njeri nga ky ymet, apo cilido jehudi dhe i krishterë, që dëgjon për mua e nuk më beson, ai do të jetë banor i Xhehenemit".*

*Prej të drejtave të tij është dashuria e myslimanëve ndaj tij. Pejgamberi a.s. në hadithin që e transmeton Buhariu ka thënë: "Pasha Atë në duart e të Cilit është shpirti im, nuk ka besuar asnjëri nga ju derisa të mos jem unë për të më i dashur se babai, djali dhe të gjithë njerëzit."*

*Bindja e plotë në pejgamberin e Muhamedit a.s. është pasimi i plotë duke iu bindur në atë që ka urdhëruar dhe duke iu shmangur asaj që ka ndaluar: "Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, prej çfarëdo që t'jua ndalojë, hiqni dorë." (El Hasher: 7). "Thuaj (Muhamed): 'O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju, i Atij, të Cilit i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës." (El Araf: 158)*

*Prej të drejtave të Pejgamberit a.s. është ndihma dhe mbrojtja e tij: "Që ti besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, që ta ndihmoni e ta nderoni atë (Muhamedin a.s.) dhe që ta lavdëroni Atë (Allahun xh.sh.) me namaz në mëngjes dhe mbrëmje." (El Feth: 9). Kjo ndihmë nënkupton mbrojtjen e fesë islame dhe të synetit të tij.*

*Prej të drejtave të tij ndaj ymetit është edhe ruajtja e të afërmve të tij, bashkëshorteve dhe të familjes së tij, të cilët i ka fisnikëruar Allahu dhe i ka pastruar ata. E kemi për obligim të lexojmë salavate sa herë dëgjojmë emrin e tij. Allahume Sali ala Muhamedin ve ala alibi ve sahbihi!*

*O Allah, na bëj t'i kryejmë obligimet tona ndaj të Dashurit tonë a.s., na dhuro shefatin e tij dhe na mundëso të jemi në fqinjesi me të në Xhenet!*

*Dr. Ajni Sinani*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës “Llukman” - (2)

Të veçantat e Kuranit dhe rëndësia e tij në jetën e besimtarëve

الم ﴿١﴾ تِلْكَ آيَاتُ الْكِتَابِ الْحَكِيمِ ﴿٢﴾ هُدًى وَرَحْمَةً
لِّلْمُحْسِنِينَ ﴿٣﴾ الَّذِينَ يُقِيمُونَ الصَّلَاةَ وَيُؤْتُونَ الزَّكَاةَ
وَهُم بِالْآخِرَةِ هُمْ يُوقِنُونَ ﴿٤﴾ أُولَـٰئِكَ عَلَىٰ هُدًى مِّن
رَّبِّهِمْ وَأُولَـٰئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ ﴿٥﴾

*“Elif, Lam, Mim. Këto janë ajetet e Librit plot urtësi, udhëzim dhe mëshirë për vepërmirët. Të cilët rregullisht e falin namazin dhe japin zekatin dhe besojnë bindshëm në jetën tjetër (Ahiretin). Të tillët janë të udhëzuarit nga Zoti i tyre dhe të tillët janë të shpëtuarit” (Llukman, 1-5)*

## Koment:

*1. Elif, Lam, Mim.*

Në Kuranin famëlartë janë 29 sure që fillojnë me shkronjat simbolike, në mesin e tyre edhe surja Llukman, e cila fillon me shkronjat *(Elif Lam Mim)*. Këto shkronja të ndara, kanë qenë në fokus të studimit të shumë dijetarëve nëpër kohë, ndonëse asnjëri prej tyre nuk ka ngulur këmbë e të pretendojë se ky mendim është më i sakti apo i vërteti.

Janë dhënë shumë mendime, ndër të cilat po përmendim këto:

- Ibn Abasi mendon se këto janë betime të Allahut dhe janë emra prej Emrave të Tij të Bukur;

- Katadeja anon nga mendimi se këto shkronja janë emra të Kuranit famëlartë;

- Muxhahidi mendon se këto janë vetëm pjesë hapëse, me të cilat Allahu i ka nisur disa sure kuranore;

- Abdurrahman bin Zejd bin Eslemi thotë se këto shkronja janë emra të sureve, ndërsa

- Suddiu thotë se në këto shkronja fshihet emri më i madh i Allahut.

Ndërsa në këtë rast, ne përkrahim mendimin e shumicës dërrmuese të dijetarëve se këto shkronja paraqesin një sfidë të përhershme nga ana e Allahut, drejtuar çdo mohuesi, që prej kohës së idhujtarëve arabë e deri tek mohuesi i fundit jobesimtar, që do të frymojë mbi këtë tokë. Kjo sfidë do të mbetet e hapur për të gjithë ata që pretendojnë se mund të sjellin diç të ngjashëm me Kuranin, ndonëse rezultati do të jetë gjithmonë zhgënjyes për ata që mendojnë se në këtë Kuran ka dobësi apo fjalë të thurura nga njeriu. Ndërkohë, për besimtarët, Kurani gjithmonë do të mbetet Fjalë e Allahut dhe mrekulli e papërsëritshme deri në Ditën e Gjykimit.



Këto shkronja simbolike të shpërndara në fillim të disa sureve kuranore, si këto në suren *Llukman*: (Elif, Lam, Mim), dëshmojnë katërçipërisht se pikërisht nëpërmjet këtyre shkronjave nga të cilat përbëhet edhe vetë Kurani, Allahu xh.sh. i sfidoi idhujtarët mekas, e pas tyre kjo sfidë vlen edhe për mohuesit dhe idhujtarët e çdo kohe, që të sillnin një libër të ngjashëm me Kuranin: *"A mos ata thonë: "Ai (Muhamedi) e trilloi?" Jo, por ata nuk besojnë! Atëherë le të sjellin një libër të ngjashëm me të, nëse ajo që thonë është e vërtetë !" - (Et-Tur, 33-34)*

Pas kësaj, i sfidoi të sillnin dhjetë kaptina si ato të Kuranit, por sërish, ata nuk arritën të bënin një gjë të tillë: *Nëse ata thonë: "Ai (Muhamedi) e ka trilluar atë!" Thuaju: "Sillni dhjetë sure të ngjashme (në bukuri dhe elokuencë) të trilluara dhe thirrni në ndihmë kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën!" – (Hud, 13).*

E në fund i sfidoi të sillnin të paktën një kaptinë të ngjashme me ato të Kuranit: *"Nëse jeni në dyshim në atë që ia kemi zbritur robit tonë, atëherë sillni një kaptinë të ngjashme si ai (Kur'ani)" - (El-Bekare, 23)*, por sërish dështuan, ashtu siç do të dështojnë në çdo kohë, sepse Allahu xh.sh., thotë: *"Por nëse nuk mundeni (të sillni diçka të ngjashme me Kuranin) - e as që do ta bëni kurrë - atëherë ruajuni nga zjarri, lëndë e të cilit janë njerëzit dhe gurët, që është i përgatitur për jobesimtarët" - (El-Bekare, 24).*

*dhe: "Thuaj: "Edhe sikur të bashkoheshin njerëzit dhe xhinët për të sjellë një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të bënin si ky, sado që ta ndihmonin njëri-tjetrin" – (El-Israë, 88)"*

Këto shkronja simbolike, ndonëse në shikim të parë duken si shkronja të thjeshta me të cilat shkruajnë e komunikojnë njerëzit, megjithatë ato sakaq shndërrohen në shpallje hyjnore duke rrezatuar urtësi dhe mrekulli, por në të njëjtën kohë vazhdojnë të ruajnë atë fshehtësi enigmatike, kuptimin e së cilave Allahu xh.sh. e ka veçuar vetëm për Vete, derisa të mos vendos që këtë fshehtësi t'ia zbulojë ndonjërit prej të dashurve - evliave të Tij.

**Kurani vërtet është libër që flet me urtësi, prandaj atij nuk mund t'i vishet e pavërteta as nga para e as nga prapa, sepse është zbritje e të Urtit dhe të Lavdishmit.**

Për fund, kur jemi te shkronjat simbolike, dijetarët bashkëkohorë, janë unanimë se këto shkronja gjithsesi përmbajnë fshehtësi hyjnore, të cilat vetëm Allahu i di, por kush e di, ndoshta sekretin e tyre një ditë, Allahu do t'ua mundësojë ta zbulojnë e deshifrojnë gjeneratat e ardhshme islame. Ndërkohë, për brezin tonë, ato vazhdojnë të mbesin mrekulli dhe referenca të mjaftueshme të një sfidimi hyjnor për mohuesit e së vërtetës, deri në Ditën e Gjykimit.

*2. Këto janë ajetet e Librit plot urtësi,*

Ashtu si në shumicën e sureve kuranore që fillojnë me shkronjat simbolike, edhe në këtë sure, menjëherë pas përmendjes së tyre, ajeti pasues fillon me sqarimin se këto ajete kuranore, janë ajete të një Libri (Kuranit) që përmban plotë urtësi. E si të mos jetë i tillë, kur Ai që e ka zbritur është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm, është Ngadhënjyes dhe i Gjithëfuqishëm.

Ajeti i dytë i kësaj kaptine, sikur paralajmëron se në këtë sure, do të flitet për urtësi dhe argumente të shumta nga ana e Allahut xh.sh. Ndër këto urtësi pa dyshim janë edhe këshillat e Llukmanit të urtë, drejtuar djalit të vet, të cilat do t'i komentojmë pak më vonë.

Termi *"hakim - i urtë"*, me të cilin është cilësuar Kurani në këtë ajet, është fjalë që derivon nga rrënja *"hakeme"*, e cila varësisht nga pozita në fjali, jep kuptime të ndryshme. F.v. *"el-hikmetu" - urtësi, "hukm-ahkam" - dispozitë-a, "hakeme"- ka gjykuar,* ndërsa në këtë ajet, kuptimi më i afërt i mundshëm është *"i urtë"* apo libër që përmban urtësi. E urtësia nënkupton gjetjen e së vërtetës në besim, në fjalë, vepra dhe në sjelljen individuale e kolektive. Kurani vërtet është libër që flet me urtësi, prandaj atij nuk mund t'i vishet e pavërteta as nga para e as nga prapa, sepse është zbritje e të Urtit dhe të Lavdishmit, i Cili është i gjithëdijshëm dhe i mirëinformuar për çdo hollësi të kësaj ekzistence: *"Atij (Kuranit) nuk mund t'i vishet e pavërteta nga asnjëra anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit." – (Fussilet, 42).*

*3. udhëzim dhe mëshirë për vepërmirët.*

Kurani fisnik, të cilin Allahu xh.sh. e cilësoi si libër të urtë, përveç të tjerash, është udhëzim dhe mëshirë, për ata njerëz-besimtarë, zemrat e të cilëve janë të dëlira e të pastra nga shirku dhe mosbesimi.

Fjala *"muhsinin"* në këtë ajet, që nënkupton vepërmirët, është pjesë e fjalës *"Ihsan"*, e cila siç dihet është pika më kulmore e besimit, ashtu siç ka ardhur në bisedën në mes të Dërguarit të Allahut dhe Xhibrilit a.s., kur është pyetur Muhamedi a.s. nga ai se *"ç'është Ihasni"*, e përgjigjja e tij ishte: *"Ihsani është ta besosh Allahun, sikurse je duke e parë, dhe, ndonëse ti nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty"*

Në aspektin gjuhësor, fjala *Ihsan* nënkupton punën e mirë, e cila është e kundërta e keqbërjes. Kjo fjalë ngërthen në vete kuptime të shumta si përkushtimin në punë, sinqeritetin, mirësinë ndaj të tjerëve, devocionin në adhurim, bamirësinë ndaj prindërve, ruajtjen e lidhjeve familjare dhe mëshirën ndaj çdo krijese, qoftë njeri apo gjallesë. Ndërsa nga aspekti i adhurimit, ashtu siç thamë më lartë, *Ihsani* paraqet afrimin e robit tek Allahu me besim të pastër e të sinqertë, mu sikur je duke e parë Allahun, Krijuesin tënd. Ky besim i pastër, largon çdo zhibël të së keqes në zemrën e njeriut, andaj Allahu xh.sh. dëshiron që zemrat e besim-

**“*takvaja*”, e kërkon besimin që d.t.th. zbatimin e domosdoshëm të tërë asaj që Allahu e ka bërë obligim, kurse “*Ihsani*” është shumë më lart mbi kuptim e “*takvasë*”, dhe nënkupton besimin e përcjellë me dashuri në kryerjen e obligimeve, duke kryer edhe më tepër se ç’të ka ngarkuar i Gjithëmëshirshmi....**



tarëve, t’i përforcojë e fuqizojë në besim edhe me *Ihsanin,* si shkallën më të lartë të devotshmërisë dhe dashurisë ndaj Krijuesit fuqiplotë e të Gjithëmëshirshëm.

Imam Sharavi, duke tërhequr në paralele në mes këtij ajeti, dhe ajetit të dytë në suren *El-Bekare*: *“udhëzim për të devotshmit”* thotë: “Dallimi në mes: *“udhëzim për të devotshmit” dhe: “udhëzim dhe mëshirë për vepërmirët”*, është se *“takvaja”*, e kërkon besimin që d.t.th. zbatimin e domosdoshëm të tërë asaj që Allahu e ka bërë obligim, kurse *“Ihsani”* është shumë më lart mbi kuptim e *“takvasë”*, dhe nënkupton besimin e përcjellë me dashuri në kryerjen e obligimeve, duke kryer edhe më tepër se ç’të ka ngarkuar i Gjithëmëshirshmi.... Udhëzimi është shenjë për rrugën më të shkurtër në mirësi. Kurani ka zbritur për udhëzimin e një populli të cilët tashmë ishin të përhumbur në idhujtari e mosbesim, e kur Allahu i udhëzoi në rrugën e drejtë duke ua dëftuar e shfaqur dritën e së vërtetës, deshi që me mëshirën e Tij, t’ua ruajë këtë udhëzim, që më kurrë të mos ktheheshin sërish në të”.

*4. Të cilët rregullisht e falin namazin dhe japin zekatin dhe besojnë bindshëm në jetën tjetër (Ahiretin).*

Në këtë shoqëri të përzgjedhur të njerëzve vepërmirë, bëjnë pjesë edhe ata që e falin namazin, me përkushtim, devocion dhe përulësi ndaj Krijuesit. Siç dihet, namazi është një prej pesë bazamenteve qendrore të Islamit, sipas hadithit të Pejgamberit a.s. Namazi përveç kësaj konsiderohet edhe si shtyllë fondamentale e Islamit. Ai që e mohon namazin, me unanimitetin e dijetarëve myslimanë, konsiderohet jobesimtar. Madje një gjë e tillë vlen edhe për besimtarin që e nënvlerëson namazin si njërin prej adhurimeve parësore, sepse i Dërguari a.s. ka thënë*: “Ndërmjet njeriut dhe shirkut e kufrit, është lënia e namazit (me qëllim)”* Andaj nuk është për t’u çuditur pse pikërisht namazi do të jetë i pari, për të cilin njeriu do të japë llogari në Ditën e Gjykimit

Nëpër librat e hadithit është shënuar se kur i Dërguari a.s. gjatë misionit të Thirrjes, e gjente veten në vështirësi, i drejtohej Bilalit r.a., me këto fjalë: “*Na qetëso me namaz o Bilal, sepse Allahu na ka thënë:* **“***Kërkoni ndihmën e Allahut me durim e me namaz” - (El-Bekare, 45).*

Ata që e kanë zemrën të lidhur me namaz duke frekuentuar xhamitë në kohë të caktuara të faljes me xhemat, të tillët do të jenë nesër në mesin e shtatë grupeve që do të jenë nën hijen e mëshirës së Allahut në Ditën e Gjykimit, ashtu siç ka sqaruar i Dërguari a.s. në hadithin e tij të cilin e përcjell Ebu Hurejra kur thotë: *“Shtatë persona (grupe njerëzish) do të jenë nën Hijen e (mëshirës së) Allahut, ditën që nuk ka hije veç Hijes së Tij: Prijësi i drejtë, i riu që rritet me adhurimin e Allahut, personi që zemrën e tij e ka të lidhur me xhamitë, dy persona që u deshën për hir të Allahut, i bashkoi dhe i ndau dashuria për hir të Tij, një person të cilin e fton (për të bërë zina, imoralitet) një grua me pozitë dhe e bukur e ky i thotë: “Unë i frikësohem Allahut!”, një person që jep Sadaka (lëmoshë) dhe e fsheh atë derisa dora e tij e majtë nuk e di se çfarë dha dora e djathtë, dhe një person që përkujton Allahun kur është vetëm dhe sytë i lotojnë.”*

Namazi përveçqë qetëson zemrën e trazuar nga hallet e jetës, ai e ndalon besimtarin edhe nga veprimet e shëmtuara që nuk përkojnë me etikën dhe moralin e lartë islam, ashtu siç thotë Allahu xh.sh.: ***“Vër-***

*tetë namazi të ndalon nga shthurja dhe e shëmtuara" - (El-Ankebut, 45).*

Namazi na mëson edukatën më të lartë duke na pastruar zemrat nga urrejtja dhe zilia dhe gabimet e tjera të zemrës. Atyre që falin namazin, duke plotësuar të gjitha kushtet e tij, fytyrat do t'u shndrisin si nuri, ashtu siç i ka përshkruar i Lartmadhërishmi:: *"Në fytyrat e tyre shihen shenjat e sexhdes" - (El-Fet'h 29).*

Pas namazit, Allahu e ka përmendur edhe zekatin, dhënia e të cilit po ashtu është obligim për çdo mysliman të pasur, i cili e arrin *nisabin*-sasinë e përcaktuar, sasi e cila e bën obligative-farz, dhënien e zekatit.

Edhe zekati, sikurse namazi është një prej bazamenteve kryesore të Islamit dhe është një institucion i cili ndihmon në ngritjen e një shoqërie të shëndoshë islame, shoqëri e cila nuk do të ketë dallime klasore apo sociale, shoqëri e cila secilit individ, ia garanton të drejtën për jetë dhe mirëqenie. Zekati nuk është lëmoshë, e cila përshpirtnisht u jepet të varfërve, por është e drejtë e fukarave dhe e skamnorëve në pasurinë e të pasurve!

Zekati është pastrim i pasurisë, dhe nëse pasuria e një besimtari e arrin nisabin e përcaktuar nga fukahatë, kur bëhet obligim zekati, atëherë nga ajo pasuri duhet të ndajë 2.5 % të saj.

Ia vlen të theksohet se gati sa herë që është përmendur namazi në Kuran, është pasur me zekatin, për shkak të lidhjes së ngushtë që kanë në mes vete këto dy ibadete dhe dy shtylla të Islamit si f.v. në ajetin 43 të sures *El-Bekare*: *"Falni namazin dhe jepni zekatin, dhe përuluni (në ruku') me ata që përulen"*, dhe në shumë e shumë ajete e sure të tjera kuranore.

Ndërsa cilësia e tretë e këtyre besimtarëve shpirtndritur, e cekur në këtë ajet është besimi i fortë dhe i patundshëm në botën tjetër-Ahiretin. Duke qenë të vetëdijshëm për përgjegjësinë që e kanë mbi supet e veta, si dhe për amanetin e dhënë Allahut qysh në Ezel, këta besojnë pa kurrfarë dyshimi se pas vdekjes do të ringjallen dhe do të japin Llogari për veprat e tyre, gjithnjë duke qenë në mes druajtjes dhe shpresës, nëse vërtetë e kanë plotësuar besatimin e tyre të vjetër. Sigurisht, që e ardhmja e tyre në botën e Ahiretit është e ndritshme, sepse për të tillët ka përgëzime e shpërblime, ngaqë ata e jetuan jetën e kësaj bote në dëlirësinë më të pastër shpirtërore, duke mos e thyer asnjë urdhër të Allahut, por duke qenë gjithnjë të përulur, të devotshëm dhe mbi të gjitha falënderues për mirësitë e Allahut ndaj tyre.

*5. Të tillët janë të udhëzuarit nga Zoti i tyre dhe të tillët janë të shpëtuarit*

Ky ajet, tregon se mëshira e Allahut ndaj robërve të Vet është e pakufishme. Ai ua dërgoi udhëzimin e Tij nëpërmjet Kuranit që përmban urtësi të shumta, dhe njëkohësisht është mëshirë për ata njerëz vepërmirë, të cilët falin namazin, japin zekatin dhe besojnë bindshëm në jetën pas vdekjes. Me një besim të tillë të rrënjosur në zemër, këta njerëz besimdrejtë, vërtet, me plot të drejtë shpresojnë në mëshirën e Allahut dhe shpërblimin e tyre me Xhenet. Ky është nderimi më i madh për këta njerëz, sepse për ta dëshmon Vetë Allahu xh.sh. se janë në udhëzimin e Tij, dhe do të jenë prej të shpëtuarve në jetën e Ahiretit.

## Porosia e ajeteve (1-5)

*- Shkronjat simbolike në fillim të sureve kuranore, përbëjnë sfidën hyjnore drejtuar idhujtarëve dhe mohuesve, në çdo kohë, deri në Ditën e Gjykimit. Ata, jo që nuk do të arrijnë të sfidojnë Fjalën e Allahut, përkundrazi, gjithmonë do të thyhen e do të munden, para madhështisë së Kuranit famëlartë.*

*- Ajetet e Kuranit famëlartë përmbajnë në vete urtësi të shumta dhe*



*largpamëse, sepse janë Fjalë të Zotit. Kurani famëlartë është Kushtetutë hyjnore e vlefshme për çdo kohë. Nëpërmjet leximit dhe zbatimit në praktikë të urdhëresave hyjnore të shprehura nëpërmjet ajeteve kuranore, ne do ta meritojmë mëshirën e Allahut në këtë dhe në botën tjetër, sepse Kurani përveçqë është shërues i zemrave tona, është edhe mëshirë për ata që veprojnë punë të mira dhe të lavdëruara.*

*Të përshkruarit e Kuranit si "libër i urtë" në fillim të sures, jep shenjë se këtë sure në tërësi e përshkon fryma e urtësisë.*

*- Njerëzit të cilët Allahu i Madhërishëm i ka cilësuar si "muhsiniin"-vepërmirë, janë pikërisht ata që e falin rregullisht namazin, që janë të përqendruar në të me meditim e thellësi shpirtërore, si dhe ata që, nga pasuria e tyre, japin zekatin për të varfrit dhe skamnorët. Përveç kësaj, ata janë të bindur plotësisht në jetën pas vdekjes, pra në ringjalljen dhe llogarinë para të Madhit Zot, i Cili nuk i bën të padrejtë askujt.*

*- Ata besimtarët që kanë besim kaq të fortë, duke qenë edhe të devotshëm e vepërmirë, të tillët do të jenë nën hijen e mëshirës së Allahut dhe do të shpëtojnë nga azabet e Ahiretit.*

*- vijon –*

*1. Muhamed Nebih, Abiru-l Ukhuvan fi tefsiri sureti Llukman, pa vend dhe vit botimi, Shih kopjen elektronike në: www.aboarafat.com; Për më gjerësisht shih edhe: Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkami-l Kuran, Bejrut, 2006, vëll. 1, ff. 237-242. 2.. Muhamed el Mekkij en-Nasirij, Et-Tejsiru min ehadithi-t-tefsir, Bejrut, 1985, vëll. V, ff. 58-59. 3. Buhariu (50); Muslimi (9). 4. Muhamed Mutevel-li esh-Sharavi, Havatiri havle-l Kurani-l Kerim, Kajro, 1991, vëll. 19, ff. 11570-11571. 5. Muslimi: (82); Ndërsa tek Tirmidhiu (2618): "Ndërmjet kufrit dhe besimit është lënia e namazit". 6. Transmetojnë: Imam Buhariu (660); Muslimi (1130) dhe Tirmidhiu (2391)*

Nexhat Ibrahimi

# Emrat me origjinë arabe në Spanjë

Nuk është i qartë kuptimi i fjalës Andaluzi/Endelus / (Xheziret'ul-Endelus). Përmbajtjesisht Andaluzia është Spanja myslimane e qeverisur nga myslimanët, pjesë e Gadishullit Iberik, në kuadër të shtetit islam. Andaluzia e sotme në Spanjë zë shumë pak hapësirë krahasuar me atë që ishte nën kontrollin e myslimanëve.

Myslimanët depërtuan atje në vitin 91 h./710-711, ndërsa u dëbuan nga Granada përfundimisht më 1492, si rezultat i vazhdimit të kryqëzatave dhe të inkuizicionit ndaj myslimanëve.

Konsiderohet se xhamia e parë në këtë vend u ndërtua në fshatin Monster nga Musa ibn Nesir në vitin 92 hixhri. Andaluzia është vendi i shumë përplasjeve të gjata ndërmjet Islamit dhe Krishterizmit, gjurmët e të cilave mund të gjenden në gjuhën, artin dhe arkitekturën spanjolle dhe portugeze dhe në modelet qeverisëse të Meksikës koloniale dhe Amerikës Jugore.

Në Andaluzi u shfaqën disa prej arritjeve më të përsosura kulturore të Islamit: xhamia e madhe e Kordobës, El-Hambra e Seviljes, shkolla Cuenca e gdhendjes së fildishit, filozofia e Ibn Rushdit (Averroes), Ibn Baxhes dhe Ibn Tufejlit dhe mjekësia e Ibn Rushdit dhe Ibn Zuhriut etj. Periudha përfshin gjithashtu edhe rezultatet e rëndësishme kulturore hebraike (maimonidët). Epoka e artë përfundoi rreth shekullit të njëmbëdhjetë; pas kësaj, ushtria e krishterë mundi ta shtyjë kufirin jugor drejt Granadës, që e pushtoi më 1492 (Rekonkuista). Trashëgiminë fetare, kulturore dhe qytetëruese të Andaluzisë e gjejmë edhe me emrin "kultura maure".

**Në Andaluzi u shfaqën disa prej arritjeve më të përsosura kulturore të Islamit: xhamia e madhe e Kordobës, El-Hambra e Seviljes, shkolla Cuenca e gdhendjes së fildishit, filozofia e Ibn Rushdit (Averroes), Ibn Baxhes dhe Ibn Tufejlit dhe mjekësia e Ibn Rushdit dhe Ibn Zuhriut etj. Periudha përfshin gji¬thashtu edhe rezultatet e rëndësishme kulturore hebraike (maimonidët).**

Përkundër gjenocidit, etnocidit dhe urbicidit spanjoll-kishtar ndaj myslimanëve, aktivitetit shkatërrues të Ferdinandit dhe Izabelës, inkursioneve vrastare ushtarake të priftit spanjoll Ignacie Lojolës ndaj myslimanëve dhe hebrenjve, gjurmët janë të thella dhe të pashlyeshme. Emrat vijues tregojnë ndikimin islam në Spanjë dhe në kolonitë e tyre. Është mirë që studimi i kësaj natyre të vazhdojë në Gadishullin Iberik nga ndonjë entuziast që e njeh spanjollishten dhe portugalishten por edhe arabishten e të sjellë rezultate edhe më të hollësishme:



| Emri në përdorim | Emri origjinal në arabisht | Kuptimi në shqip |
|---|---|---|
| Alamein | El-Emin – الأمِينُ | Besnik, i besueshëm |
| Alarifes | Arif – عَارِفٌ | Gnostik, njohës, dijetar, mjeshtër |
| Alborg | El-Burxh – الْبُرْجُ | Kullë, kështjellë, burg |
| Albufera | El-Buheira – الْبُحَيْرَةُ | Liqen, det i vogël |
| Alcaids | El-Ka'ideh – الْقَاعِدَةُ | Parim, model, bazë |
| Alcantara | El-Kantarah - الْقَنْطَرَةُ | Urë, hark, pendë; vendbanim në Spanjë, Egjipt etj. |
| Alcove | El-Kubbah – الْقُبَّةُ | Kupolë, kube |
| Alfarjes | El-Furxhah – الْفُرْجَةُ | Hapësirë, vrimë, kalim |
| Algeciras | El-Xheziret 'ul-hadra' – الْجَزِيرَةُ الْخَضْرَاءُ | Ishull i gjelbër |
| Alhambra | El-Hamra – الْحَمْرَاءُ | Kuqalosh-e; pallat në Andaluzinë myslimane |
| Almaden | El-Mejdan – الْمَيْدَانُ | Fushë, arenë, shesh, mejdan |
| Almansil | El-Menzil – الْمَنْزِلُ | Ndalesë, stacion, shtëpi |
| Almeida | El-Ma'idah - الْمَائِدَةُ | Tavolinë, sofër, tryezë; surja 5 e Kur'anit |
| Almenara | El-Manarah - الْمَنَارَةُ | Minare |
| Almeria | El-Mir'at - الْمِرْآةُ | Pasqyrë |
| Almohads | El-Muwahhidun - الْمُوَحِّدُونَ | Muvahid, që shpall unitetin e Zotit; dinastia e muvehi-dun***ëve*** |
| Almoravid | El-Murabbit - الْمُرَبِّطُ | Ribatian, njerëzit nga Ribati i Marokut; dinasti e mura-bitunëve |
| Alpujarras | El-Busharat - البشرات | Kullë, kështjellë, bastion, qytet, pallat, fortifikatë, sierrë kullotash, sierrë e thepisur |
| Alqazar | El-Kasr - الْقَصْرُ | Pallat, Kështjellë |
| Alqueria | El-Karijah – الْقَرْيَةُ | Fshat |
| Andalusia | El-Endelus – الأَنْدَلُس | Andaluzi, Spanjë |
| Arrecife | Er-Rasif – الرَّصِيفُ | Rrugë, trotuar |
| Azulejeria | Ez-Zulaixh - الزُّلائج | Tjegull me ornamente, qeramikë e rafinuar |
| Azulejo | Ez-Zulejxh – الزُّلَيْج | Zhavor, farfuri |
| Cadiz | Kadis – قَادس | Inxhi, diamant |
| Calahora | Kal'at 'ul-haxher – قَلْعَةُ الْحَجَر | Kështjellë, kala guri |
| Calatayud | Kal'atu ejjub – قَلْعَةُ أَيُّوب | Fortesa e Ejubit |
| Gibralter | Xhebel 'ut-tarik – جَبَلُ الطَّارِق | Mali i Tarikut |
| Granada | Garnatah - غَرْنَطَة | Qyteti i Granadës |
| Guadalajara | Wadi el-hixharah – وَادِي الْحِجَارَة | Lumi i Gurtë |
| Guadalaviar | El-Wadi el-ebjed – الْوَادِي الأَبْيَضُ | Lumi i Bardhë |
| Guadalbanar | Wadi el-finar – وَادِي الْفِنَار | Lumi i Fanarit |
| Guadalhorra | Wadi el-gar – وَادِي الْغَار | Lumi i Shpellës |
| Guadalimar | El-Wadi el-ahmer – الْوَادِي الأَحْمَرُ | Lumi i Kuq |
| Guadalquivir | El-Wadi el-Kebir – الْوَادِي الْكَبِيرُ | Lumi i Madh |
| Guarismo | El-Hwarizmi,<br>El-Guritm - الخوارزمي | Hvarizmi; Numër, figurë,<br>Algoritmi |
| Malaga | Malakah - ملك | Melaqe |
| Medinaceli | Medinatu selim – مَدِينَةُ سَلِيم | Qyteti i Selimit |
| Mozarebs | Musta`reb - مُسْتَعْرِبٌ | Arabët … |
| Sherbet | Shurbeh – شُرْبَةٌ | Pije |
| Sofa | Suffah - صُفَّة | Kolltuk, divan |
| Taifa | Ta'ifah - طَائِفَة | Pjesë, ndarje, grup |
| Trafalgar | Taref 'ul-gari – طَرَفُ الْغَارِي | Kep i shpellës |

Dr. Ajni Sinani

# I Dashuri ynë, Muhamedi a.s.

Emri i Muhamedit a.s., vazhdoi të përmendej më shumë se emri i cilësdo krijese tjetër, kurse udhëzimi dhe drita hyjnore që ai solli, edhe sot e kësaj dite vazhdon të ndriçojë zemrat e pastra dhe fisnike të miliona, madje miliarda njerëzve, gjatë gjithë këtyre 14 shekujve.

Në histori janë të rralla rastet, rreth të cilave ka pasur aq paragjykime dhe kontradikta, sikurse është rasti me fenë islame dhe me Muhamedin a.s.. Islamin, si fe të ardhur pas Krishterizmit, të krishterët mesjetarë evropianë, e kanë parë si herezi, prej nga rezulton edhe prejardhja e mitit të vjetër për Muhamedin a.s., si kardinal renegat. Sulmet arritën apologjinë e tyre, sidomos kur Islami i kaloi kufijtë e shkretëtirës arabe, dhe filloi të përhapej gjithandej me një shpejtësi të papare.

Gjatë historisë pati shumë armiq e megjithatë ata, ose i mbuloi pluhuri i harresës, ose vazhduan të përmenden për shembull të keq. Ndërkaq, emri i Muhamedit a.s., vazhdoi të përmendej më shumë se emri i cilësdo krijese tjetër, kurse udhëzimi dhe drita hyjnore që ai solli, edhe sot e kësaj dite vazhdon të ndriçojë zemrat e pastra dhe fisnike të miliona, madje miliarda njerëzve, gjatë gjithë këtyre 14 shekujve. Kështu, këtë gurrë të pashterur, do të vazhdojnë ta shijojnë shpirtrat e gjithë atyre njerëzve fisnikë dhe zemërpastër. Allahu i Madhërishëm e përmend çështjen e mashtruesve dhe kundërshtarëve të Muhamedit a.s. në Kuran, duke përkujtuar poshtërimin e tyre dhe lartësimin e emrit të Muhamedit a.s.: *"Dhe Ne ta ngritëm lart famën tënde!" (El Inshirah: 4)*

"Ne, vërtet të dhamë ty shumë të mira. Andaj, ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd! E s'ka dyshim se urrejtësi yt është farësosur." (El Kevther: 1-3).



**Autorët e krishterë, shumica e të cilëve ishin priftërinj dhe ushqenin urrejtje ndaj Islamit, jo me qëllim që të jenë objektivë, por që të shtrembërojnë çdo gjë që ka të bëjë me Islamin, i kanë shërbyer propagandës kundër Islamit.**

Ndërkaq, fatmirësisht sot ekziston edhe një numër jo i vogël njerëzisht të shquar, që mbajnë një qëndrim objektiv, madje admirues dhe disa prej tyre kanë përqafuar edhe Islamin, të cilët gjithnjë e më shumë po ndikojnë ndjeshëm në formimin e një opinioni objektiv në këtë drejtim. Përmes fjalëve të tyre, ne kemi mundësi t'i përgënjeshtrojmë të gjitha shpifjet dhe akuzat e pabaza të bëra deri tani kundër Muhamedit a.s. dhe Islamit.[1]

Autorët e krishterë, shumica e të cilëve ishin priftërinj dhe ushqenin urrejtje ndaj Islamit, jo me qëllim që të jenë objektivë, por që të shtrembërojnë çdo gjë që ka të bëjë me Islamin, i kanë shërbyer propagandës kundër Islamit.

Të krishterët, gjatë gjithë kohës në të kaluarën, u munduan që ta paraqesin Islamin si fe pagane, kurse myslimanët i konsideronin si paganë të pafe, që nuk i besonin Zotit. Muhamedi a.s. përshkruhej si një idhull, që e adhuronin myslimanët. Madje disa kronistë, kishin shkuar aq larg me gënjeshtrat dhe mashtrimet e tyre, sa të pretendonin se ai, (idhulli i Muhamedit a.s.) ishte i ndërtuar prej ari dhe argjendi, në vendin e quajtur Kadisi, i hipur në një elefant dhe i vendosur në një xham mozaiku.

Në shekullin e XII-të, kundërshtarët e Islamit i avancuan shpifjet

e tyre në adresë të Muhamedit a.s., duke shkruar se ai s'është më 'idhulli' që adhurohet në Kadisi, por një kardinal heretik, që duke mos pasur mundësi të bëhej papë, themeloi një religjion të ri, që t'u hakmerrej kundërshtarëve. Në shekullin e 13-të, gjatë një diskutimi, Muhamedi a.s. paraqitet si Anti-Krisht.

Edhe njerëz të shquar në Perëndim, ranë pre e këtyre mashtrimeve dhe shpifjeve mbi të Dërguarin e ndershëm të Allahut. Danten, poetin e njohur Italian, për pak sa se gozhduan në kryq, duke e cilësuar si heretik, për të vetmin shkak se në veprën e tij "Komedia hyjnore", ai e kishte vendosur Muhamedin a.s., në një vend të purgatorit së bashku me filozofët e vjetër. Për t'i shpëtuar dënimit, ai u detyrua që t'ia ndërronte vendin atij, dhe ta vendoste atë në ferr, mes heretikëve.

Evropa, deri në përfundim të kryqëzatave, nuk vlerësoi asgjë pozitive tek Islami dhe Muhamedi a.s. Prandaj, periudha e kryqëzatave mund të konsiderohet jo vetëm kohë e luftërave kundër Islamit, por edhe e shpifjeve kundër tij. Kështu, të krishterët u munduan që t'ia mohojnë Islamit dhe Kuranit fisnik burimin Hyjnor, Muhamedit a.s. pejgamberinë dhe myslimanët t'i paraqesin si idhujtarë dhe heretikë. Edhe pse pati evoluim në mendimin evropian për Islamin, megjithatë, prangat e fanatizmit të trashëguar mesjetar dhe influenca e fuqishme autokratike e Kishës, pengonin shprehjen e gjykimeve dhe të mendimeve të reja.

Mirëpo, tashmë tregimi për 'idhullin' s'kishte më efekt. Duheshin imagjinuar dhe shpikur forma të tjera mashtrimesh. Është ironi, se paraqitësit e një imazhi të rremë për Islamin, ishin madje ata që pretendonin të ishin bartës të kulturës dhe civilizimit. Një pjesë e madhe e tyre nuk arritën të largoheshin nga fanatizmi mesjetar, korruptimi mendor dhe intelektual, madje as në ditët tona. Verbëria e zemrës, - sikurse thotë Kurani i shenjtë, - dhe jo e syve, bëri që ata të ushqejnë urrejtje ndaj Islamit dhe të mos e shohin dritën Hyjnore.

Shekujt kalonin, por paragjykimet për Islamin dhe Pejgamberin a.s. përhapeshin vazhdimisht, madje gjenin vend edhe në mesin e të shkolluarve. Deri në shek. e XIX-të Evropa në të shprehurit e mendimit të saj për Islamin dhe Muhamedin a.s., ka qëndruar jashtë çdo norme dhe jashtë çdo kriteri shkencor. Edhe në shek. e XIX-të, që u quajt shekulli i kritikës shkencore, ajo nuk arriti të lirohej plotësisht nga paragjykimet dhe akuzat mesjetare. Muhamedi a.s. është akuzuar se kishte bërë plagjiat Dhiatën e Vjetër dhe të Re, në mënyrë që t'i forconte qëndrimet e tij dhe që t'u jepte atyre karakter shkencor. Se sa mund të ketë karakter shkencor Dhiata e Vjetër ose e Re është një temë në vete!

Ky vizion nisej nga një zemërim i madh kundër Pejgamberit, që me "profecinë e vet të rremë", e ndaloi qartë zhvillimin e njerëzimit drejt Krishterizmit të përgjithshëm. Në hulumtimet e të krishterëve, gati se është e dukshme se, Islami nuk mund të trajtohej si subjekt i thjeshtë i hulumtimit shkencor, por si i pandehur dhe i akuzuar para gjykatësve të vet. Autorët perëndimorë, që shkruan për Islamin, ndikuan në kuptimin e gabuar të Islamit. Përpjekjet e tyre të jashtëzakonshme dhe puna e madhe që kanë kryer, ka patur një objektiv të qartë, atë të çoroditjes së njerëzve të thjeshtë e të pafajshëm, nën maskën e punimeve shkencore.[2]

Të shkruarit e njëanshëm dhe tendencioz është turp për autorin dhe shenjë e kapitullimit të shkencës. Edhe sot e kësaj dite jomyslimanët kanë një pasqyrë të zbehtë ndaj Islamit, Pejgamberit të Islamit dhe ithtarëve të tij. Prandaj lirisht mund të themi se literatura e sotme e botuar në Perëndim, mbi Islamin është sipërfaqësore, e paarrirë dhe e bazuar në interesin momental, nganjëherë edhe me leverdi, e shkruar me pretekste tendencioze dhe dashakeqe, mirëpo pa vlerë të njëmendtë shkencore. Ekzistojnë përjashtime, mirëpo ato janë të pakta.[3]

Shumë autorë perëndimor që kanë filluar të kenë një qëndrim më objektiv ndaj të dërguarit të fundit të Allahut, do ta përshkruajnë si një njeri gjeni, mësues i madh, me aftësi të jashtëzakonshme, reformator, i cili arriti t'ia ndryshojë pamjen e botës dhe të ndryshojë rrjedhat e historisë. Sigurisht se Pejgamberi a.s. ka qenë njeri me aftësi të jashtëzakonshme, mësues i madh, edukator, udhëheqës shpirtëror dhe profan, shembulli më i përkryer i gjithë gjinisë njerëzore, ka patur gjenialitet të jashtëzakonshëm, por të gjitha këto veti dhe virtyte ishin si rezultat i pranimit të shpalljes nga Zoti.

Për ne myslimanët, Muhamedi a.s. është lajmëtari dhe i dërguari i fundit i Allahut, i dërguar për të gjithë popujt dhe të gjitha kohërat, deri sa të jetë jeta. Kjo është dhurata më e madhe dhe gradimi më i lartë që i dha Krijuesi, krijesës së tij më të përsosur dhe më të dashur, Muhamedit alejhi selam. Gjithë ato që bëri Muhamedi a.s., për mbarë gjininë njerëzore, ardhja e të cilit qe mëshirë për të gjitha krijesat, duhen kuptuar në kuadër të ndihmës Hyjnore dhe pranimit të shpalljes nga Allahu i Madhërishëm, dhe jo si rezultat i gjenialitetit dhe shpikjes së tij mendore.

*1. Për ketë mund të lexoni librin: Të tjerët për Islamin, Ajni Sinani, Prishtinë, 2015. 2. Një libër objektiv për Islamin dhe kontributin e tij dhënë gjinisë njerëzore padyshim është edhe libri: Dielli i Allahut shkëlqen mbi Perëndimin, Sigrid Hunke, Tiranë, 2007. 3. Lexo librin: Muhamedi një biografi e profetit, Karen Armstrong, Tiranë, 2006.*

Dr. Ejup Haziri

# Çështja e përshëndetjes me dorë pas namazit

Kritikët janë munduar të hedhin dyshime se përshëndetja me dorë është një risi e rrezikshme e cila është përhapur kryesisht në shekullin e fundit dhe si e tillë është plotësisht në kundërshtim me sunetin e të Dërguarit të Allahut (sic). Ndonëse mjafton një hulumtim dhe kupton se kjo çështje është përmendur edhe në shekujt e hershëm dhe për këtë veprim dijetarët nuk kanë parë ndonjë të keqe.

## Hyrje

Edhe kjo temë sikurse paraprakja, nuk e ka rëndësinë e temave që kishin të bënin me aspekte brenda namazit. Megjithatë, ia vlen të trajtohet edhe kjo, sidomos pse disa kundërshtarë janë munduar të hedhin dyshime rreth praktikës së përshëndetjes me dorë pas namazit dhe rreth shprehjes "Allahu na pranoftë namazin!", duke aluduar se kinse një gjë e tillë qenka e pabazë dhe risi e shëmtuar. Meqë përshëndetja me dorë dhe lutja për pranim janë nga fundi (ndonëse nuk janë pjesë përbërese të namazit), atëherë këtu mbaron edhe tema e namazit e filluar pesë vjet më parë, që është shtjelluar hap pas hapi që nga tekbiri e deri tek kjo temë përmbyllëse.

## Kritikët dhe përgjigjja ndaj tyre

Është bërë polemikë e panevojshme rreth përshëndetjes me dorë, e cila bëhet atëherë kur namazfalësit të përfundojnë me namazin e tyre dhe secili apo shumica e tyre e përshëndesin njëri-tjetrin me dorë, duke e lutur Zotin që namazi i tyre të pranohet.

Kur them polemikë e panevojshme, kam për qëllim dy gjëra që mendoj se janë të rëndësishme:

E para: Përshëndetja bëhet pas namazit, që nënkupton se namazi ka përfunduar dhe se namazfalësve u lejohen veprime që nuk u ishin lejuar sa ishin në namaz. Pra, kemi të bëjmë me veprime që nuk kanë ndonjë impakt shfuqizues në brendësinë e namazit e as që ndikojnë në asnjë formë në uljen e shpërblimit për shkak të një përshëndetjeje të caktuar.

E dyta: Përshëndetja ka për qëllim afërsinë mes vete, unitetin, dashurinë dhe lutjet mes besimtarëve dhe se këto kërkohen nga secili besimtar në çdo vend e kohë.

Kritikët janë munduar të hedhin dyshime se përshëndetja me dorë është një risi e rrezikshme e cila është përhapur kryesisht në shekullin e fundit dhe si e tillë është plotësisht në kundërshtim me sunetin e të Dërguarit të Allahut (sic). Ndonëse mjafton një hulumtim dhe kupton se kjo çështje është përmendur edhe në shekujt e hershëm dhe për këtë veprim dijetarët nuk kanë parë ndonjë të keqe.

## Tekstet dhe analiza e tyre

Realisht është vështirë të gjenden tekste që e legjitimojnë përshëndetjen me dorë pas namazit, ashtu sikurse është e pamundur të gjenden tekste që ndalojnë një gjë të tillë. Mirëpo ekzistojnë tekste të përgjithshme që sinjalizojnë për për-



**Sipas mendimit të Neveviut, praktika e përshëndetjes me dorë vetëm në kuadër të një namazi apo dy namazeve që janë të theksuara, është praktikë e refuzuar, përndryshe nëse ajo bëhet pas çdo namazi nuk ka të keqe.**

shëndetjen me dorë, si një veprim shumë domethënës.

Në një hadith që gjendet në koleksionin e Buhariut përshkruhet një imtësi interesante kur i Dërguari i Allahut ishte në udhëtim me disa nga shokët e tij. Ishte në një vend ku mungonte uji dhe aty i Dërguari i Allahut kishte falur drekën e ikindinë. Sahabët të prirë nga dashuria e madhe që kishin ndaj tij, garonin se kush do të merrte duart e tij e t'i përshkonin fytyrat e tyre. Hadithi është kështu: Na ka treguar el-Hasen ibën Mensur Ebu Alij, na ka treguar Haxhaxh ibën Muhamed el-A'ver, na ka treguar Shubeh nga el-Hakemi, i cili thotë: "E kam dëgjuar Ebu Xhuhajfeh duke thënë: "I Dërguari i Allahut doli si udhëtar për në Bet'ha (vend jashtë Mekës që s'kishte ujë), mori abdes, më pas fali drekën dy rekate, fali edhe ikindinë dy rekate...njerëzit u ngritën dhe e merrnin dorën e tij dhe përshkonin me të fytyrat e tyre. Thotë ai (transmetuesi): "E mora dorën e tij dhe e vendosa në fytyrën time, ajo ishte më e ftohtë se bora dhe më e këndshme se era e miskut."[1]

Hadithi sinjalizon se ky veprim është bërë pas përfundimit të namazit dhe se ky transmetim është autentik. E, sipas një transmetimi tjetër, ky veprim përshkruhet të jetë bërë gjatë abdesit, saqë ata garonin mes vete se kush po merrte abdes nga uji që rridhte prej abdesit të të Dërguarit të Allahut.

Ndërsa sa u përket haditheve të përgjithshme që specifikojnë përshëndetjen me dorë mes dy myslimanëve, gjatë takimit të tyre, janë të shumta, mund të veçojmë hadithin që përcillet nga Berra ibën Azib-i ku saktësohet se përshëndetja me dorë mes dy myslimanëve ua fal edhe gjynahet: Na ka treguar Ebu Bekër ibën Ebi Shejbeh i cili ka thënë: "Na ka treguar Ebu Halid el-Ahmer dhe Abdullah ibën Numejri, nga el-Exhlehi, ky nga Ebu Ishaku, e ky nga el-Berra ibën Azib, i cili thotë: "Tha i Dërguari i Allahut: "Nuk takohen dy myslimanë e të përshëndeten me dorë, përveçse t'u falen atyre mëkatet, para se të ndahen."[2]

Çështja e përshëndetjes me dorë pas namazit përfshihet brenda kornizave të sunetit në përshëndetjen e përgjithshme.[3] Kështu e trajton këtë çështje edhe Abduganij En-Nabulsi, i cili për çështjen e përshëndetjes për dore pas përfundimit të namazit, thotë: "Ajo përfshihet brenda kornizave të sunetit në përshëndetjen e përgji-thshme."

Kolosi shafit, Neveviu, përderisa flet për përshëndetjen me dorë në përgjithësi, e potencon se një gjë e tillë është sunet, në çdo vend dhe kohë. Ndërsa përshëndetjen me dorë vetëm gjatë namazit të sabahut dhe ikindisë, sipas asaj që po e praktikojnë njerëzit, nuk ka bazë.[4] Pra, sipas mendimit të Neveviut, praktika e përshëndetjes me dorë vetëm në kuadër të një namazi apo dy namazeve që janë të theksuara, është praktikë e refuzuar, përndryshe nëse ajo bëhet pas çdo namazi nuk ka të keqe. Madje, ai shpjegimit të përshkrimit të namazit që ia bën, në fund shprehet se përshëndetja me dorë dhe me fytyrë të buzëqeshur janë prej gjërave të lavdëruara (mustehabe).[5]

Përshëndetja me dorë dhe shprehja "Allahu e pranoftë namazin!", nuk ka gjë të keqe dhe është praktikuar nga shoqëria islame që nga shekujt e hershëm në vende të caktuara. Nga suneti profetik është shtrëngimi i duarve gjatë takimit e shprehjet "Allahu na e pranoftë namazin!", janë lutje, kërkesa dhe synim i besimtarit. Andaj, veprime e fjalë të tilla nuk kanë asgjë të keqe dhe se dijetarët kur i kanë trajtuar këto gjëra i kanë parë dhe trajtuar brenda suazave të së lejuarës, e disa edhe në suaza të së preferuarës. Madje shpeshherë edhe ata që janë të njohur për qëndrime më të ashpra e radikale, kanë lejuar gjëra të tilla. Sa për ilustrim, kur është pyetur Ibën Bazi në lidhje me përshëndetjen me dorë pas namazit dhe shprehjes "Allahu na pranoftë namazin!", ka dhënë një përgjigje, ku mes zë tjerash pati thënë: "Nuk ka asgjë të keqe t'i thuash vëllait "Allahu e pranoftë namazin prej nesh!", qoftë pas namazit, në dalje nga xhamia, në ndonjë tubim, në ceremoni të varrimit, në përcjellje të xhenazes, pas namazit të xhumasë, ose edhe në vende të tjera, dhe se kjo është një mirësi dhe nuk ka asgjë të keqe (në praktikimin e saj). Myslimani lutet për vëllanë e tij për pranim namazi dhe falje... i Dërguari i Allahut legjitimoi për ummetin e tij që kur të takohen mes vete, të përshëndeten me dorë, sahabët kur e takonin të Dërguarin e Allahut a.s., e përshëndetnin me dorë, sikurse që kur takoheshin mes vete. Përshëndetja me dorë është sunet, e atëherë kur ta takosh vëllanë tënd në safin tënd para namazit, përshëndete me dorë, edhe pas namazit përshëndete me dorë, kjo është e mirë dhe nuk ka asgjë të keqe..."[6]

**Dijetarët e mirëfilltë e kanë lejuar këtë, sepse përshëndetja me dorë bëhet pas namazit dhe nuk ka fuqi juridike për të ndikuar në shfuqizimin apo cenimin e vlerës së namazit, ndërsa si e tillë më tepër përkon me lutjen, afërsinë, respektin dhe vëllazërimin mes besimtarëve.**

## Fund

Mendoj se çështja e përshëndetjes me dorë pas namazit dhe sintagmës "Allahu kabul-Allahu na e pranoftë namazin!", nuk paraqet ndonjë pengesë sheriatike dhe nuk ka ndonjë tekst që e ndalon. Madje, dijetarët e mirëfilltë e kanë lejuar këtë, sepse përshëndetja me dorë bëhet pas namazit dhe nuk ka fuqi juridike për të ndikuar në shfuqizimin apo cenimin e vlerës së namazit, ndërsa si e tillë më tepër përkon me lutjen, afërsinë, respektin dhe vëllazërimin mes besimtarëve. E, këto elemente kërkohen në çdo rast e rrethanë nga besimtari! Andaj, si rrjedhojë e kësaj, të mos gjykojmë nga rasti e të ndalojmë gjëra të tilla, sikurse të mos këmbëngulim se ajo duhet bërë patjetër. Përderisa themi se është e lejuar, mbetet e tillë, kushdo e praktikon pa kurrfarë pengese sheriatike, e kushdo ngrihet pa e praktikuar dhe as kjo nuk ka të keqe. E keqja është atëherë kur tentohet të ndalet një praktikë e tillë me çdo kusht.



E, ne me këtë çështje përmbyllim serinë e namazit që e kemi filluar shumë kohë më parë, nga *tekbiri* e deri tek *amini*, hap pas hapi.

Mendoj se është shtjelluar një tematikë e rëndësishme, me të cilën përballemi çdo ditë, e tematika e tillë ka ardhur si pasojë e një sërë akuzave dhe dyshimeve të hedhura gjatë këtyre dy dekadave të fundit rreth mënyrës së faljes sonë. E, nga ajo që kam shtjelluar përgjatë gjithë kësaj kohe, mund të konkludoj se: (1) Është trajtuar tematika e namazit konform medhhebit hanefij, duke u kthyer te secila çështje në librat bazë e të njohur brenda shkollës hanefite. (2) Trajtimi i kësaj tematike është bërë gjatë periudhës pesëvjeçare, duke filluar nga viti 2014, për të përfunduar në këtë numër. Kjo tematikë për t'u kuptuar drejt, duhet lexuar në vijimësi ashtu siç është publikuar në revistën "Dituria islame". (3) Është argumentuar secili veprim i namazit me argumente autentike dhe çdo veprim konform shkollës hanefite është i mirëargumentuar dhe gjen mbështetje të fuqishme në tekst. Mjafton të përmendim se janë plot 260 faqe (A4) të shtjelluara dhe mbi 1000 fusnota vetëm në këtë tematikë, gjë e cila flet më së miri për trajtimin e saj në mënyrë shkencore. Po ashtu gjatë shqyrtimit të këtij punimi, nuk kanë munguar as analizat e mirëfillta, sikurse edhe krahasimet me shkollat e tjera për çështje të caktuara, ashtu siç e kam parë të arsyeshme. (4) Kjo praktikë e faljes së namazit, e cila është shtjelluar këtu, është plotësisht konform sunetit të të Dërguarit të Allahut dhe se kjo praktikë përcillet nga sahabët e hershëm dhe mjaft të njohur si Abdullah ibën Mesudi, Aliu dhe të tjerët, të cilët tregojnë për formën autentike të të falurit, hap pas hapi. (5) Shkolla juridike merr më tepër për bazë transmetimet e personave që kanë arritur gradën e *ixhtihadit* dhe bazohet në transmetimet e tyre më tepër sesa në transmetime e tjera që përcillen nga sahabë të shumtë të cilët nuk e arrijnë gradën e ixhtihadit.

Për fund, nuk mund ta përmbyll pa një falënderim të veçantë ndaj Kryesisë së Bashkësisë Islame, për mundësinë e dhënë për ta trajtuar këtë tematikë, dhe ndaj dy kryeredaktorëve të revistës "Dituria islame" gjatë këtyre pesë viteve të fundit, për çka u jam shumë mirënjohës dhe falënderues. Gjithashtu dua t'i falënderoj gjithë ata që më ndihmuan me literaturë, ide e propozime që këto tema të marrin shtjellimin në këtë formë siç e kam bërë. E, për mangësitë, gabimet e lëshimet, kërkoj falje, kurse vërejtjet dhe sugjerimet, i pres me kënaqësi.

*1. Buhariu në Sahih, v.IV, f.188, nr.3553. 2. Ibën Maxheh në Sunen, v.IV, f.654, nr. 3703; Ebu Davudi në Sunen, nr.5212; Ahmedi në Musned, nr.18547. Hadithi është sahih ligajrihi. Hadithi e ka një dobësi në sened për shkak të transmetuesit el-Exhleh (ibën Abdullah el-Kendij), i cili konsiderohet i dobët, kurse metni është në rregull dhe përputhet me porositë kuranore dhe profetike. 3. Nabulsi, AbdulGanij, el-Hadikatu-n Nedijeh Sherh et-Tarikatu-l Muhamedijeh, v.II, f.150. 4. En-Nevevi, el-Mexhmu' Sherhu-l Muhedhdheb, v.IV, f.633. 5. En-Nevevi, el-Mexhmu' Sherhu-l Muhedhdheb, v.IV, f.634-635. 6. Fetvaja e Ibën Bazit me numër 8822, Hukmu-l musafeha ba'de-s Salati ve kavlu "tekabbelAllahu minna ve minkum.*

Dr. Ilmije Kuqi

# Etika e hyrjes në xhami (2)

Pejgamberi a.s. ka thënë: «Sikur ta dinte ai që kalon para atij që falet përmasën e mëkatit, do të ishte më mirë për të te priste dyzet sesa të kalonte para tij. Ebu En-Nadr thotë: Nuk e di a ka thënë dyzet ditë, apo dyzet muaj, apo dyzet vite».

## Gjërat e qortuara në xhami

1. Është mekruh tahrimen ngrënia hudhër, qepë, apo diçka të ngjashme që ka erë të keqe, pavarësisht se a është prej atyre që hahet apo që pihet, sepse prej kësaj do të dëmtoheshin myslimanët dhe melaqet. [1]Transmetohet nga Xhabiri r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: «Kush ka ngrenë qepë, hudhër dhe perritë mos t'i afrohet xhamisë sonë, ngase melaqet dëmtohen nga ajo, nga e cila dëmtohen bijtë e Ademit».[2]

Ky hadith përfshin gjithçka që ka erë të keqe, prej atyre që hahet apo diçka tjetër. Por, janë përmendur qepa, hudhra dhe perritë për shkak të ngrënies se shumtë të tyre.[3]

2. Është mekruh tahrimen shitblerja në xhami për atë person që nuk është në itikaf. Kjo pavarësisht se mallin a e sjell në xhami apo jo, pavarësisht se a ka nevojë për të apo jo dhe pavarësisht se a është për tregti apo jo.[4]

Personit, që është në itikaf i lejohet shitblerja, por pa e sjellë mallin në xhami. Kjo nëse shet dhe blen për shkak se ka nevojë për të për vetveten apo për familjen e jo për tregti, ngase shitblerja për tregti është e urrejtur edhe në qoftë se mallin nuk e sjell në xhami, për shkak se kjo e ndërpren ibadetin, andaj dhe nuk duhet që ai të zihet me çështjet e dynjasë.[5]

Sjellja e mallit në xhami është mekruh tahrimen, sepse në sjelljen e mallit në xhami është zënie e xhamisë me mallra për tregti. Këtë e argumentojmë me hadithin të cilin e transmeton Amr bin Shuajb, nga babai i tij, nga gjyshi i tij r.a. i cili thotë: «I Dërguari i Allahut a.s. ndaloi blerjen dhe shitjen në xhami».[6]

Gjithashtu transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: «Nëse e shihni dikë që shet ose blen në xhami, thoni: Tregtia juaj mos fitoftë!».[7]

3. Ngritja e zërit, përveçse për përmendjen e Allahut xh.sh..[8,9] Transmetohet nga Es-Saib bin Jezid r.a. i cili thotë: Isha duke qëndruar në këmbë në xhami dhe një njeri me gjuajti me guralecë, shikova kur ja Umer bin El-Hatab. Ai tha: Shko mi sjell ata dy. Ata dy ia solla atij. Ai u tha: «Kush jeni ju -ose prej nga jeni ju-? Ata dy thanë: Nga populli i Taifit. Ai tha: Sikur të ishit prej banorëve të vendit do të ju kisha goditur. Po e ngrini zërin në xhaminë e të Dërguarit të Allahut a.s.?! ».[10]

Umeri r.a. ia ka mohuar atyre ngritjen e zërit me shprehje që nuk kanë nevojë për to dhe të cilat nuk janë të lejueshme në xhami. Ai ata dy i ka pyetur se prej nga janë, për ta ditur se a janë prej banorëve të vendit e që vendësit duhet ta dinin se ngritja e zërit në xhami me fjalë nuk është e lejueshme e t'i ndëshkonte dhe t'i edukonte. Por, kur ata dy i treguan se nuk ishin prej banorëve të vendit, atëherë ai i justifikoi ata me padijeni.[11]

Ngritja e zërit për mësim dhe për gjëra të tjera që kanë nevojë njerëzit është e lejuar, sepse xhamia është tubim i njerëzve e ata kanë nevojë për këtë.[12] Këtë e dëshmon hadithi, të cilin e transmeton Abdullah bin Kab bin Maliki, i cili thotë: Kab bin Maliku me ka treguar se Ibn Ebi Hadredinit ia ka kërkuar borxhin që ai ia kishte pasur, në kohën e të Dërguarit të Allahut a.s., në xhami. Zërat e tyre u ngritën saqë i Dërguari i Allahut a.s. i dëgjoi ata gjersa ishte në shtëpi të tij. I Dërguari i Allahut a.s. doli i drejtuar kah ata dhe e ngriti perden e dhomës së tij dhe e thirri Kab bin Malikun: «O Kab. Ai tha: Të përgjigjem, o i Dërguar i Allahut. I Dërguari i Allahut a.s. bëri shenjë me dorën e tij që ta heqë (falë) gjysmën e borxhit të tij. Kabi tha: Iu binda urdhrit tënd, o i Dërguar i Allahut. I Dërguari i Allahut tha: Ngrihu dhe paguaja atij (gjysmën tjetër)».[13]

Ngritja e zërit të Kabit dhe Ibn Ebi Hadredit në xhami përderisa ka qenë për të drejtë, Pejgamberi nuk e ka ndryshuar këtë. E sikur të mos lejohej ngritja e zërit për ndonjë të drejtë e as për ndonjë gjë tjetër, Pejgamberi a.s. nuk do ta linte pa e sqaruar këtë, ngase ai është mësues dhe Allahu e ka obliguar më këtë.[14]

Andaj themi se, hadithet të cilat e ndalojnë ngritjen e zërit, barten në atë nëse zërat janë të lartë, kurse hadithet të cilat e lejojnë barten nëse ata nuk janë të lartë.[15]

4. Ulja në xhami me qëllim të bisedës edhe në qoftë se fliten fjalë të lejuara, për shkak se xhamia nuk është ndërtuar për çështje të dynjasë. Mirëpo, në qoftë se në xhami është ulur për ibadet, mandej ai flet kjo nuk është e qortueshme[16] në qoftë se flet mirë.[17]

5. Kalimi nëpër qafat e njerëzve

është e qortueshme[18], me përjashtim në qoftë se prapa nuk ka vend, kurse para ka, atëherë në këtë rast lejohet kalimi, për shkak të domosdoshmërisë. Por, kushtëzohet me:

a. Mosdëmtimin e njerëzve, siç është shkelja e rrobave, trupit;

b. Imami ende mos jetë ngjitur në minber për mbajtjen e hutbes, apo mos të ketë filluar më namaz. Kjo për shkak se kalimi nëpër koka të njerëzve gjatë hytbes i dëmton të tjerët dhe të ecurit gjatë mbajtjes së hutbes konsiderohet punë, e kjo është e ndaluar, kurse ofrimi tek imami është diçka e preferuar, andaj lënia e të ndaluarës ka me përparësi se sa veprimi i asaj që është e.[19]

6. Largimi i dikujt nga vendi dhe ulja vetë në të. Por, nëse ka zënë vend me shumë sesa i nevojitet, tjetri ka të drejtë ta marrë atë vend që është shtesë.[20]

Nëse xhamia ngushtohet, namazliu ka të drejtë që të kërkojë nga personi që është ulur t'ia lirojë vendin për t'u falur në të edhe në qoftë se ai është duke bërë dhikër, duke mësuar, duke lexuar Kuran, apo në Itikaf.[21]

7. Kalimi përpara namazliut[22] në xhami të vogël, sepse xhamia e vogël llogaritet si një vend. Në qoftë se dikush kalon para namazliut në xhami të vogël, namazliut nuk i prishet namazi, por ai që kalon para tij është mëkatar. Këtë e argumentojmë me hadithin, të cilin e transmeton Bishr bin Sad se Zejd bin Halid El-Xhuhnij r.a. e kishte dërguar te Ebu Xhuhejmi për ta pyetur se çka ka dëgjuar nga i Dërguari i Allahut për personin që kalon para atij që falet. Ebu Xhuhejmi më tha se Pejgamberi a.s. ka thënë: «Sikur ta dinte ai që kalon para atij që falet përmasën e mëkatit, do të ishte më mirë për të te priste dyzet sesa të kalonte para tij. Ebu En-Nadr thotë: Nuk e di a ka thënë dyzet ditë, apo dyzet muaj, apo dyzet vite».[23]

E në qoftë se është në xhami të madhe apo në shkretëtirë, ai që kalon para vendit të sexhdes të namazliut është mëkatar (pra, prej vendit ku vendosën këmbët e deri në vendin ku vendoset koka) nëse para vetes nuk ka vendosur sutra.[24]

8. Shqetësimi i ndokujt në saf.[25]

9. Caktimi i ndonjë vendi për vetveten, për shkak se nëse adaptohet me atë vend, mandej falet në ndonjë vend tjetër, mendja e tij i rri tek vendi i parë. Ndryshe nga ajo kur nuk adaptohet me një vend të caktuar.[26] Nëse ndokush është ulur në atë vend, nuk ka të drejtë ta largojë nga aty, sepse xhamia nuk është pronë e askujt.

Nga kjo bën përjashtim nëse është larguar nga vendi me nijet që të kthehet përsëri, shembull: është ngritur për të marrë abdes dhe në vend të tij e ka lënë rrobën e vet, për të treguar se vendi është i zënë me parë.[27]

10. Fjetja[28], pirja dhe ngrënia[29] me përjashtim të personit të huaj dhe atij që është në Itikaf, sepse xhamia nuk është ndërtuar për këto, por është ndërtuar për faljen e namazit.[30]

Zoti ynë, na i fal mëkatet dhe lëshimet në punët tona dhe na forco në vendet tona, ndihmona kundër popullit jobesimtar!

Zoti ynë, na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër dhe na ruaj prej dënimit me zjarr!



*1. Shih: Sherh meani el-athar, 4/240, Umdetu el-karij, 6/146, Mirkatu el-mefatih, 7/2725, Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 1/661. 2. Muslimi, nr: 564, 1/395. 3. Umdetu el-karij sherh Sahihu El-Buhari, 6/146. 4. Shih: El-Hidajeh, 1/130, El-Inajeh, 2/398, Meraki el-felah, fq.267, Hashijetu Et-Tahtavi, fq.704, Mexhma el-enhur, 1/257, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 2/449, Fet'h babu el-inajeh, 2/246, etj. 5. Shih: Et-Tebjin, 1/351, El-Inajeh, 2/397, El-Binajeh, 4/130-131, Durrer el-hukam ve hashijetuhu, 1/214, El-Bahr, 2/326-327, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 2/448-449, etj. 6. Ahmed, nr: 6676, 11/257, Shejh Shuajb thotë: senedi i tij është hasen, Ebu Davud, nr: 1079, 1/273, Sunen el-kubra li En-Nesai, nr: 795, 1/394. En-Nevevi në El-Hulasa, 2/787, thotë: e transmeton Ebu Davudi, En-Nesai dhe të tjerë me senede të mira. 7. Et-Tirmidhi, nr: 1321, 2/602, dhe thotë: hadithi është hasen, Sunen el-kubra li En-Nesai, 9/77, Ibn Huzejmeh, nr: 1305, 2/274, Ibn Hiban, nr: 1650, 4/528, Shejh Shuajb thotë: senedi i tij është sipas kritereve të muslimit, El-Mustedrek, nr: 2339, 2/65, El-Hakim thotë: hadithi është sahih sipas kritereve të Muslimit. Këtë e miraton edhe Edh-Dhehebi. 8. Përveç në qoftë se dhikri me zë e shqetëson të fjeturin, ose atë që është duke u falur, apo lexuesin, siç thotë Esh-Sha'ranij në Hashijetu El-Hamevij. Hashijetu Et-Tahtavi, fq.318, Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 1/660, Gjithashtu ngritja e zërit për mësim dhe për gjëra tjera që kanë nevojë njerëzit është e lejuar, sepse xhamia është tubim i njerëzve e ata kanë nevojë për këtë. Sherhu Ebi Davud, li El-Ajni, 4/411. 9. El-Mebsut, 9/101, El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 10. El-Buhari, nr: 470, 1/101. 11. Sherh Sahihu El-Buhari li Ibn El-Bettal, 2/119. 12. Sherhu Ebi Davud, li El-Ajni, 4/411. 13. El-Buhari, nr: 471, 1/101, Muslimi, nr: 1558, 3/1192. 14. Sherh Sahih El-Buhari li Ibn El-Bettal, 2/119. 15. Umdetu el-karij sherh Sahih El-Buhari, 4/229. 16. Shih: Hashijetu Esh-Shurunbulali, 1/111, El-Bahr, 2/39, Meraki el-felah, fq.267, Hashijetu Et-Tahtavi, fq.705, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662, etj. 17. Ibn El-Humam në Fet'hu El-Kadir, 1/422, thotë: edhe të folurit fjalë të lejuara (të kësaj dynjaje) është e qortueshme. Mirëpo, Ibn Nuxhejm në El-Bahr, 2/39, thotë: këtë duhet ta kufizojmë më atë që gjendet në "Edh-Dhahirijeh", e që është ulja më qëllim të të folurit. 18. El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 19. Shih: El-Muhit, 2/91, El-Bahr, 2/170, Hashijetu Et-Tahtavi, fq.523, Ed-Durru el-mutar ve hashijetuhu, 2/163, etj. 20. Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662. 21. Et-Tebjin, 6/146, El-Bahr, 5/270, El-Fetava El-Hindijeh, 5/322, etj. 22. El-Fetava El-Hindijeh, 5/321. 23. El-Buhari, nr: 510, 1/108; Muslimi, nr: 507, 1/363. 24. Shih: Meraki el-felah, fq.126, Mexhma el-enhur, 1/121, Durrer el-hukam, 1/106, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/634, etj. 25. El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 26. Shih: Fet'hu el-kadir, 1/422, El-Bahr, 5/270, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662, etj. 27. Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662. 28. Në Xhamiu El-Isbixhanij dhe El-Muxhteba, thuhet: Ai që nuk është në I'tikaf ka të drejtë të flejë në xhami, vendas qoftë apo i huaj, i shtrirë apo i mbështetur. Hashijetu Esh-Shilbij ala Et-Tebjin, 1/352, Hashijetu Et-Tahtavi, 1/704. 29. Ibn Abidin në Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 2/449, thotë: Si duket si gjumi është edhe ngrënia dhe pirja nëse nuk e zë xhaminë dhe nuk e përlyen atë, sepse pastrimi i saj është obligim. (Domethënë lejohet dhe nuk është e qortueshme). Mirëpo, në "El-Vikajeh" thuhet: Ai që është në itikaf ha, pi, fle, shet dhe blen në xhami, jo të tjerët. Munla Ali në Sherhin e tij thotë: Domethënë ai që nuk është në i'tikaf nuk bënë gjë prej këtyre gjërave në xhami. Kështu thuhet edhe në El-Kahustanij, mandej e përmend atë që përmendet në "El-Muxhteba". 30. El-Bahr nga Et-Texhnis, 2/39, Hashijetu Et-Tahtavi, 1/704, El-Fetava El-Hindijeh, 5/321, etj.*

Mesud Sabri

# Hukmi i faljes së namazit në karrige

Njerëzit janë treguar shumë të butë në përdorimin e karrigeve në namaz, gjë që mund të çojë deri te zhvlerësimi i namazit të ndonjërit, për shkak të mungesës së dispozitës së përdorimit të karrigeve në namaz dhe xhami.

Prania e karrigeve në xhami është bërë një dukuri që vërehet nga të gjithë ata që falen në xhami dhe vendet e karrigeve nëpër xhami ndryshojnë nga një xhami në tjetrën. Ka xhami ku karriget vendosen në fund të xhamisë dhe të moshuarit falen larg rreshtave (safave), por ka edhe xhami, ku karriget vendosen në rreshtin e parë, ose edhe shpërndahen karriget sipas nevojës së atyre që falen në karrige.

Karriget kanë edhe një funksion tjetër në xhami, që është të ulurit në të gjatë hytbes ditën e premte. Mirëpo, është i habitshëm rasti kur gjyshi, të cilin e shoqërojnë disa fëmijë të vegjël, ai vetë ulet në një karrige, pastaj edhe fëmijët e tij të vegjël, secili prej tyre ulet në një karrige, kështu që krijohet përshtypja sikur jemi jashtë xhamisë; sikur të ishim në ndonjë lokal apo park publik, apo sikur të ishim në ndonjë vend të shfaqjes e jo në njërën nga shtëpitë e Allahut të Plotfuqishëm.

Vihet re, gjithashtu, kur ndonjë nga ata që falen të qëndrojë ulur në karrige gjatë të gjitha lëvizjeve të tij, edhe nëse është në gjendje të qëndrojë në këmbë dhe t'i kryejë disa lëvizje të namazit, ndonëse nuk është në gjendje ta kryejë një ose disa lëvizje të tjera.

Në të vërtetë, njerëzit janë treguar shumë të butë në përdorimin e karrigeve në namaz, gjë që mund të çojë deri te zhvlerësimi i namazit të ndonjërit, për shkak të mungesës së dispozitës së përdorimit të karrigeve në namaz dhe xhami.

Përdorimi i karriges në namaz mund të bëhet për qëllime të drejta, ndër të cilat edhe nga:

1 - Pamundësia e kryerjes së qëndrimit në këmbë ('*kijam*') dhe qëndrimit në namaz.

2 - Pamundësia e kryerjes së përkuljes (*ruku'*).

3 - Pamundësia e kryerjes së *sexhdes*.

4 - Pamundësia e qëndrimit ulur në uljen e parë dhe në uljen e fundit.

## Legjitimiteti i faljes së namazit në karrige

*Sipas dispozitave të sheriatit,* është i lejuar përdorimi i karriges për *ata persona, të cilët nuk janë* në gjendje *ta kryejnë pa të një veprim ose më shumë veprime të namazit.*

Dëshmi për këtë është hadithi, të cilin e shënon Buhariu në Sahihun e tij me sened nga Imran ibn Husajn (r.a.), i cili ka thënë: Unë kisha hemorroide, andaj e pyeta Pejgamberin (savs), për namazin dhe ai më tha: *"Falu në këmbë, nëse nuk mundesh, falu ulur, e nëse nuk mundesh, atëherë falu (i shtrirë) në njërin krah."*

Fillimisht, falësi i namazit duhet t'i kryejë të gjitha pjesët e namazit nëse mundet. Nëse nuk mund t'i kryejë të gjitha, ai duhet t'i kryejë ato ashtu siç mundet, qoftë edhe me gjeste, qoftë edhe nëse bie ndonjëra nga pjesët e namazit, ai e kryen atë ashtu siç ka mundësi.

Kështu, namazliu i cili nuk është në gjendje ta kryejë qëndrimin në këmbë ('*kijamin*'), ai do të falet ulur dhe nuk do të privohet nga shpërblimi i namazit të tij.

Imam En-Neveviu (r.h.), në 'El-Mexhmu' 4/226, ka thënë: "Umeti janë kompakt në çështjen se, nëse namazliu nuk është në gjendje ta kryejë 'kijamin' në namazet farze, ai do të falet ulur dhe nuk duhet ta përsëritë. Sahabët tanë kanë thënë: *"Atij nuk i zbritet shpërblimi nga shpërblimi i tij kur falet në këmbë, sepse ai është i justifikuar."* Në Sahihun e Buhariut, theksohet se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: *"Nëse robi sëmuret ose udhëton, atij do t'i shkruhet shpërblimi sikurse ka vepruar kur ka qenë në shtëpi dhe i shëndoshë."*

**Përdorimi i karriges në namaz nëse nuk është e nevojshme, nuk ka të bëjë me sheriatin, sepse lejimi i namazit në karrige është i kushtëzuar me paaftësinë dhe pamundësinë e kryerjes së lëvizjes (pjesës së namazit), të cilën nuk mund ta kryejë në formën e duhur.**

## Mënyra e faljes së namazit në karrige

Ky lehtësim bazohet në pamundësi dhe në pafuqi, sepse ata që nuk janë në gjendje të kryejnë ndonjë pjesë të namazit, lirohen nga ajo pjesë, siç ka thënë Ibn Tejmije në 'Përmbledhjen e fetvave' (8/438): "Sheriati është i plotë, ashtu që veprimet e urdhëruara janë të kushtëzuara me mundësi dhe aftësi. Siç i ka thënë Pejgamberi a.s. Imran ibn Husajnit: "Falu në këmbë,



nëse nuk mundesh, falu ulur e nëse nuk mundesh, atëherë falu (i shtrirë) në njërin krah."

Myslimanët kanë rënë dakord se nëse namazliu nuk është në gjendje ta kryejë ndonjërën nga detyrimet e tij; si qëndrimi në këmbë, ose leximi i Kuranit, ose përkulja (ruku'), ose sexhdeja, ose mbulimi i pjesëve të turpshme, ose drejtimi kah kibleja, ose ndonjë tjetër, atëherë hiqet prej tij ai detyrim të cilin nuk është në gjendje për ta kryer."

Sidoqoftë, përdorimi i karriges në namaz nëse nuk është e nevojshme, nuk ka të bëjë me sheriatin, sepse lejimi i namazit në karrige është i kushtëzuar me paaftësinë dhe pamundësinë e kryerjes së lëvizjes (pjesës së namazit), të cilën nuk mund ta kryejë në formën e duhur. Kështu, kush nuk mund ta kryejë qëndrimin në këmbë ('*kijamin*'), ai mund të ulet në karrige gjatë kohës së '*kijamit*', por, ai pastaj përkuljen dhe sexhden duhet ta bëjë pa u ulur në karrige, për derisa është në gjendje ta bëjë këtë. Gjithashtu, nëse nuk është në gjendje ta kryejë përkuljen dhe sexhden, ai mund të ulet në karrige dhe ato dyja t'i kryejë me gjeste. Nëse i kryen me gjeste këto dy lëvizje, atëherë duhet ta bëjë dallimin midis përkuljes dhe sexhdes, duke e bërë gjestin e përkuljes më të vogël, ndërsa gjestin e sexhdes më të madh.

Mirëpo, nëse është në gjendje, ai duhet ta bëjë qëndrimin në këmbë, ndërsa, nëse nuk është në gjendje të bëjë ndonjë gjë, atëherë është i liruar nga ajo.

Nëse namazliu ulet duke qenë në gjendje ta kryejë qëndrimin në këmbë (kijamin), do t'i zhvleftësohet ai rekat i namazit dhe, nëse zhvleftësohet një rekat, atëherë do të zhvleftësohet krejt ai namaz i tij.

Rregulli i definuar i fikhut për këtë çështje është: Namazliu, pjesët e namazit, të cilat mund t'i kryejë sipas rregullit, është i detyruar t'i kryejë sipas rregullit të paraparë, ndërsa lirohet prej atyre pjesëve që nuk mundet t'i kryejë sipas rregullit të paraparë.

## Drejtimi në rresht (saff) i personit që falet në karrige

Sipas dispozitës së faljes së namazit në karrige, namazliu duhet të drejtohet në rresht (saff), dhe nuk lejohet që të dalë më përpara e as të ngelet prapa rreshtit, sepse drejtimi i rreshtave është prej kërkesave të namazit.

Nëse namazliu falet në karrige duhet të barazohet në rresht dhe barazimi duhet të bëhet në pozitën e qëndrimit në këmbë (kijam), në mënyrë që karriga të vendoset pas rreshtit dhe të jetë në një pozitë që të mos i pengojë ata që falen pas tij.

Po ashtu, nuk lejohet vendosja e karriges në skaj të rreshtit majtas ose djathtas, pa u rreshtuar në namaz, sepse është e ndaluar të falurit vetmas.

## Të ulurit në karrige jashtë namazit

Ndërkaq, për sa i përket uljes në karrige në xhami kur nuk falet namazi, qëndrimi bazë është se nuk është haram, por ai është i lejuar, nëse është për ndonjë çështje të domosdoshme ose të ngjashme. Mirëpo, nëse nuk është e domosdoshme, atëherë është mekruh (e papëlqyer), sepse është larg nga nderimi dhe modestia në xhami. Kjo është kështu, sa u përket kohëve të namazit dhe në prani të namazlive, por nëse nuk ka namazli të pranishëm, atëherë nuk ka asgjë të keqe nëse ulemi për të lexuar Kuran ose për të bërë dhikër.

Sidoqoftë, ka namazli që dëshirojnë të largohen nga rreshti, menjëherë pas namazit dhe të ulen në karriget pa ndonjë nevojë, ky veprim është i urryer, por jo i ndaluar..

Ndërsa për sa i përket uljes në karrige në kohën e namazit të xhumasë, ajo lejohet për dikënd që nuk është në gjendje të ulet në tokë (dysheme), ose nëse ulja në tokë e lëndon dhe e lodh, por nuk është e ligjshme që disa namazli të sjellin karrige dhe të ulen në to për ta dëgjuar hutben pa ndonjë justifikim, sepse ajo është një lloj lartësimi i Myslimanit në vendin ku kërkohet modesti ndaj vëllezërve të tij, dhe jo shkaktim i urrejtjes ndaj të tjerëve.

Në xhami kërkohet të mbretërojnë përulësia, qetësia dhe frikë-respekti, ndërsa të ulurit i vetëm në karrige në mesin e qindra njerëzve të tjerë, për ta dëgjuar hytben, e largon atë nga shpirti i përuljes dhe frikë-respektit.

Ekziston edhe i ashtuquajturi '*rendi shtëpiak i xhamisë*', i cili duhet të ruhet, kurse ndryshimi i tij duhet të bëhet për të mirën e interesit legjitim dhe jo sipas tekeve të njerëzve.

Duhet tërhequr vërejtja se ajo që lejohet për nevojë ose domosdoshmëri, duhet të kufizohet vetëm në nevojë dhe domosdoshmëri, që njerëzit të mos zgjerohen pa asnjë nevojë ose domosdoshmëri, sepse mund t'i zhvlerësojnë veprat e tyre në disa raste.

*Nga arabishtja: Miftar Ajdini*
*https://islamonline.net/30992*

**Azmir Jusufi (PhDc)**

# Hyritë në Kuran

Sipas Muhamed el-Gazaliut, hyritë janë bijat e Ademit a.s., pasi që Allahu do t'u japë atyre forma të veçanta. Ato që ishin të vjetra, Allahu xh.sh., i bën si të reja, kurse ato që ishin të shëmtuara Allahu do t'i bëjë ato të bukura, të këndshme dhe të kënaqshme.

## Fjala el-hur në fjalorët e gjuhës arabe dhe në fjalorët e Kuranit

Teufik Muftić-i, në fjalorin e tij *arabisht-serbokroatisht* (*Rječnik Arapsko-srpskohrvatski*, I, Sarajevë, 1984) fjalën arabe *el-hurr*, e përkthen: *njeri i lirë, i pavarur, i palidhur.*

Nurko Karaman, në fjalorin e tij *arabisht-boshnjakisht* (*Rječnik Arapsko-bosanski*, Sarajevë, 1997) fjalën *el-hurrijetu*, e përkthen si: *liri, pavarësi*.

Dr. Abdullah Abbasi en-Nedewi në fjalorin e tij të fjalëve dhe shprehjeve të Kuranit, *Kamusu elfadhi-l-Kuranal-Karim* (Fjalori i Kuranit të Shenjtë) (*Vocabulary of the Holy Quran*, Chicago, 1986) fjalën *el-hurr*, e përkthen si: "the free" - "i (e) lirë", si antonim i fjalës "slave"-"rob".

Ragip el-Asfahani, në fjalorin e tij të termave kuranorë, *"Mufredatu-l-elfadhi-l-Kuran"*(pa vend dhe vit botimi) për fjalën kuranore *el-hurr*, thotë si në vijim: *"I lirë: për dallim nga robi, thuhet: liri, si një shpjegim për (gjendjen) e lirë, dhe njerëzve të lirë."*

Edward William Lane, në leksikonin e tij *arabisht-anglisht* – "*An Arabic English Lexicon*"(I, Bejrut – Liban, 1968) për fjalën *el-hurru - hurijjetu*, thotë: " حُرِيَّة: The *state*, or *condition*, *offreedom*; contr. of *slavery*; as olso حَرُورِيَّة ... and حُرُورَةor حَرُورَةٌ : *freepersons, collectivelly.*" –" حُرِيَّة: *gjendja e lirisë*; ndryshe nga *skllavëria*, si dhe حَرُورِيَّة... dhe حُرُورَةٌose حَرُورَةٌ: *njerëzit e lirë, kolektivi, bashkësia."*

Gjithashtu, E. W. Lane, në faqe 538 të këtij leksikoni, për fjalën *el-hurru*, thotë si në vijim: حرٌّ- "*i lirë, i thjeshtë* ose *i lindur i lirë*; antonim i عبدٌ; gj. femërore حُرَّةٌ, shumësi i parregullt أحْرَارٌ dhe حِرَارٌ; jo حَرَارٌ siç thonë disa... "(...) حُرِّيَّةٌ- *"bujar, fisnik* ose *i lindur i mirë*; siç përdoret عبدٌ për të shprehur "i pagdhendur", ose "i lindur i lirë", si dhe حُرَّةٌ - për gjininë femërore. (...) Pra, thuhet: بَاتَتْ بِلَيْلَةِ حُرَّةٍ [E kaloi natën virgjëreshe] në lidhje me atë (vajzën), burri i së cilës nuk ishte në gjendje që t'ia merrte virgjërinë asaj, në mbrëmjen, kur e kaloi natën e parë me të.

Muhammad Mahlufi, në tefsirin dhe fjalorin e tij të fjalëve kuranore, *"Kelimatu-l-Kuran"* (Bejrut, Liban, 1997) duke interpretuar fjalën kuranore *el-hurr*, në faqen 326, në interpretimin e ajetit 22 të sures el-Vakia›, thotë: وَحُورٌ عِينٌ = نِسَاءٌ بِيضٌ وَا سِعَاتُ الأَعْيُونِ حِسَانُهَا.

Nga këto fjalë, ne shohim se Mahlufi tregon që *hyritë* janë gra të bukura me sy të mëdhenj dhe të bukur (d.m.th. gra me të bardhët e mëdhenj të syve).



## Si është përkthyer fjala el-hur

Përkthyesit e Kuranit fjalën *el-hur* e kanë përkthyer në mënyra të ndryshme, ndërsa shumica e tyre e lanë në origjinalin e saj, si *hyritë*. Shumë përkthyes të Kuranit e kanë përkthyer fjalën *el-hurr* si *vajza të bukura*, sidomos përkthyesit në urdu. (Zakir Naik, *Odgovori na zablude o islamu (II dio)*, El-Kelimeh, Novi Pazar, 2009, f. 33.)

Në anglisht, Muhammed Yusuf Ali, në përkthimin e tij të Kuranit (*THE HOLY QURAN -KORAN*, Medinë-Arabia Saudite, 1987) fjalën *el-hur* e përktheu si *companions*– bashkëshorte, kurse, përkthyesi tjetër i Kuranit Ali Ünal (*THE QUR'AN with Annotated Interpretation in Modern English*, pa vend dhe vit botimi) si *pure maidens - vajza të pastra (virgjëreshat).*

Muhammad Asadi, në përkthimin e tij të Kuranit, *"The Message (Mesazhi i Kuranit)*" (SECOND EDITION, USA, pa vend dhe vit botimi), fjalën *el-hur* e përkthen si: *bashkëshorte*, *shoqëruese,-virgjëreshë, përcjellëse e pastër.*

Në gjuhën serbokroate-boshnjake, gjatë përkthimit të kësaj fjale kuranore, përkthyesit gjithashtu kanë vepruar në mënyra të ndryshme në përkthimet e tyre të Kuranit. Besim Korkuti (*Kur'an s prevodom*, Arabia Saudite,1991) dhe prof. dr. Enes Karić (*Prijevod Kur'ana*, Bihaq, 2006) këtë fjalë kuranore e kanë lënë në origjinal, si *hyritë*. Ndërsa, nuk është rast i njëjtë me përkthyes të tjerë, Mićo Ljubibratić (*Koran,* Sarajevë, 1990) dhe Muhamed Pandža- Džemaludin Čaušević (*Prijevod Kur'ana sa komentarom*, Sarajevë, 2014). Mićo Ljubibratić këtë fjalë kuranore e përkthen si: *shoqe, vajza, bukuroshe.* Pandža dhe Čaušević këtë fjalë kuranore, në përkthimin e ajetit 54 të sures Ed-Duhan, e përkthyen si: *shoqëruese* dhe *virgjëresha*, ndërsa në raste të tjera e len si *hyritë*, me një koment të shkurtër në fusnota. Esad Duraković (*Prijevod Kur'ana,* Sarajevë, 2004) këtë fjalë kuranore e përkthen si: *hyritë, gratë symëdha.*

Përkthyesit e Kuranit në gjuhën shqipe, fjalën kuranore *el-hurr* e përkthejnë ndryshe, siç mund të vërehet në rastet e mëposhtme:

Grupi i përkthyesve të Kuranit para *Darusselamit* (*Shpjegimi i kuptimeve të Kur'anit në gjuhën shqipe*, Riad, Arabia Saudite, 1999) fjalën *el-hurr* që përmendet në ajetin 54 të sures Ed-Duhan dhe ajetin 72 të sures Er-Rahman, e kanë lënë në formën e saj origjinale, megjithatë, brenda kllapave japin shpjegim duke i përshkruar ato si "bukuroshet brilante dhe të pastra".

Duke analizuar përkthimin e Kuranit nga ana e prof. Hasan I. Nahit (*Kur'ani i Madhërishëm dhe kuptimet e tij në gjuhën shqipe*, Tiranë, 2010) shohim se ai këtë shprehje kuranore e lë vetëm si *hyritë*, pa asnjë shpjegim më të thellë.

Me përkthimin e fjalës *hyri*, në të njëjtën mënyrë ka vepruar edhe Sherif Ahmeti (*Kur'an-i përkthim me komentim në gjuhën shqipe*, Medinë, Arabia Saudite, 1993) gjatë përkthimit të Kuranit, pra, duke e lënë atë vetëm si *hyritë*, përveç në një rast, gjatë përkthimit të ajetit 54 të sures Ed-Duhan, të cilën e përktheu si "bukuroshet me sy të mëdha".

## Kuptimi i fjalës el-hur

Fjala *el-hur*, d.m.th. *hyri*, është shumësi nga mbiemri i gjinisë mashkullore: *"awharu"* dhe "*havrau*" që është e gjinisë femërore. Kjo fjalë paraqet vajza në sytë e të cilave shihen cilësi të veçanta të shpirtit të mirë me të bardhët e syve shumë të ndritshme.

Muhammad Asadi (*Poruka Kur'ana*, Sarajevë, 2004) në komentimin e ajetit 22 të sures el-Vakia', thotë: "Emri *el-hur* – të cilin e përktheva si "shoqet e pastra", është shumësi nga "*ahwer* (gj. mashkullore)" dhe "*hawra'* (gj. femërore)", nga të cilat fjalë secila përshkruan «një person të karakterizuar me tipar "*hawer* ", që do të thotë kryesisht "bardhësi e fortë të kokërdhokut dhe tërësinë ndriçuese të irisit". Në një kuptim më të përgjithshëm, "*hawer*" thjesht do të thotë "bardhësi", ose si një cilësim moral, "pastërti". Sa i përket fjalës *el-hur* në kuptimin e saj të shpeshtë, të gjinisë femërore, një numër i madh i komentuesve më të hershëm të Kuranit - duke përfshirë edhe Hasan el-Basriun – thonë se ajo do të thotë, as më pak e as më shumë, "e ndershmja në mesin e grave të racës njerëzore" - "madje edhe ato gratë plaka të cilat do t'i ngjallë Zoti si krijesa të reja."

Kurani në disa vende përshkruan se në Xhenet do të ketë *ezwaxha*, d.m.th. bashkëshorte. I Plotfuqishmi thotë: *"...Aty do të kenë ata bashkëshorte të pastra dhe aty do të jenë përgjithmonë." (El-Bekare, 25).* Dhe: *"Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i fusim në xhenet nën të cilin burojnë lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Aty kanë edhe bashkëshorte të pastra e hije të mrekullueshme."(En-Nisa ', 57).*

## Ç' janë hyritë?

Ibn Kajjimel-Xheuzijje, rreth *hyrive* thotë: "*Hyritë* janë gra të bukura të cilat Allahu xh.sh., i ka krijuar të tilla, jo nga pasardhësit e Ademit a.s., prej fëmijëve me sy të zi dhe të bardhë, bukuroshe të dëlira, të virtytshme e fisnike." (*The Noble Qur'an*, translated by: Dr. Muhammad Taqi-ud-Din Al-Hilali and Dr. Muhammad Muhsin Khan, King Fahd Complexfor the printingof the HolyQur'an, Madina - Saudi Arabia, p. 714.)

Sipas Muhamed el-Gazaliut, hyritë janë bijat e Ademit a.s., pasi që



Allahu do t'u japë atyre forma të veçanta. Ato që ishin të vjetra, Allahu xh.sh., i bën si të reja, kurse ato që ishin të shëmtuara Allahu do t'i bëjë ato të bukura, të këndshme dhe të kënaqshme. Gjithashtu, ka mundësi që *hyritë* të jenë krijesa të veçanta që Allahu do t'i krijojë në formën e vajzave të reja dhe të bukura me sy magjepsës, dhe me të cilat banorët e xhenetit do të kënaqen. Duket se *hyritë* do të jenë vajzat nga të dyja këto lloje. (Muhammed el-Gazali, *Tematski tefsir Kur'ana*, El-Kelimeh, Novi Pazar, 2013, f. 596-597).

Sipas përkthyesve boshnjakë të Kuranit, Muhamed Pandža dhe Džemaluddin Čaušević (*Prijevod Kur'ana sa komentarom*, Sarajevë, 2014) në Xhenet nuk do të ketë martesë e as marrëdhënie intime bashkëshortore. Të gjitha prezantimet që janë në Kuran në lidhje me jetën e Xhenetit, duhet të kuptohen në një kuptim simbolik dhe metaforik. Shpërblimi për të cilin në këtë rast bëhet fjalë, i përket shpërblimit për vepra dhe virtyte të përsosura. Përveç kësaj, Pandža dhe Čaušević, në komentimin e ajetit 20 të sures et-Tur, përmendin se nëse ne vërtet e përkrahim mendimin se ato do të jenë me të vërtetë gra, të cilat paraqesin pastërtinë dhe bukurinë, kjo nuk do mund të ishte gjë tjetër pos se ato janë gra besnike – besimtare.

Ibn Kethiri, në komentimin e ajetit 20 të sures et-Tur, për fjalën *el-hur* (hyritë) tregon se këto janë *shoqëruese të mira* dhe *gra të bukura* nga hyritë e xhenetit. (Ibn Kesir, *Tefsir ibn Kesir*-Version i shkurtuar, shkurtoi dhe përgatiti: Muhammed Nesiber-Rifai', Sarajevë, 2002, f. 1302)

## Gratë në Xhenet do të kenë shpërblime të veçanta

Xheneti është një shtëpi e gëzimit të përjetshëm, kushdo që hyn në të meriton që të përjetojë kënaqësi e gëzim krahas pozitës të cilën e meritoi me vetë hyrjen e tij në xhenet. Kjo u përket burrave dhe grave, secilit në bazë të natyrës së tij. I Plotfuqishmi në Kuran thotë: *"Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër."*(Ali-Imran, 195).

Shumë studiues besojnë se në ajetin që kemi përmendur, bëhet fjalë vetëm për *vajza të pastra* e *të bukura*, për shkak të kontekstit në të cilin janë përmendur burrat. Megjithatë, një tjetër argument se fjala *el-hur* vlen për burrat dhe gratë, është edhe rasti kur një njeri e pyeti Pejgamberin s.a.v.s. se çfarë do të përfitojnë gratë, në qoftë se vetëm burrat do të kenë hyri e ai a.s. u përgjigj se gratë do të kenë si shpërblim diçka që mendja nuk ka imagjinuar, veshi nuk ka dëgjuar dhe asnjë sy nuk ka parë. Kjo do të thotë se gratë do të kenë shpërblime të veçanta.

*1. Shih: Sherh meani el-athar, 4/240, Umdetu el-karij, 6/146, Mirkatu el-mefatih, 7/2725, Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 1/661. 2. Muslimi, nr: 564, 1/395. 3. Umdetu el-karij sherh Sahihu El-Buhari, 6/146. 4. Shih: El-Hidajeh, 1/130, El-Inajeh, 2/398, Meraki el-felah, fq.267, Hashijetu Et-Tahtavi, fq.704, Mexhma el-enhur, 1/257, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 2/449, Fet'h babu el-inajeh, 2/246, etj. 5. Shih: Et-Tebjin, 1/351, El-Inajeh, 2/397, El-Binajeh, 4/130-131, Durrer el-hukam ve hashijetuhu, 1/214, El-Bahr, 2/326-327, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 2/448-449, etj. 6. Ahmed, nr: 6676, 11/257, Shejh Shuajb thotë: senedi i tij është hasen, Ebu Davud, nr: 1079, 1/273, Sunen el-kubra li En-Nesai, nr: 795, 1/394. En-Nevevi në El-Hulasa, 2/787, thotë: e transmeton Ebu Davudi, En-Nesai dhe të tjerë me senede të mira. 7. Et-Tirmidhi, nr: 1321, 2/602, dhe thotë: hadithi është hasen, Sunen el-kubra li En-Nesai, 9/77, Ibn Huzejmeh, nr: 1305, 2/274, Ibn Hiban, nr: 1650, 4/528, Shejh Shuajb thotë: senedi i tij është sipas kritereve të muslimit, El-Mustedrek, nr: 2339, 2/65, El-Hakim thotë: hadithi është sahih sipas kritereve të Muslimit. Këtë e miraton edhe Edh-Dhehebi. 8. Përveç në qoftë se dhikri me zë e shqetëson të fjeturin, ose atë që është duke u falur, apo lexuesin, siç thotë Esh-Sha'ranij në Hashijetu El-Hamevij. Hashijetu Et-Tahtavi, fq.318, Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 1/660, 9. Gjithashtu ngritja e zërit për mësim dhe për gjëra tjera që kanë nevojë njerëzit është e lejuar, sepse xhamia është tubim i njerëzve e ata kanë nevojë për këtë. Sherhu Ebi Davud, li El-Ajni, 4/411. 10. El-Mebsut, 9/101, El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 11. El-Buhari, nr: 470, 1/101. 12. Sherh Sahihu El-Buhari li Ibn El-Bettal, 2/119. 13. Sherhu Ebi Davud, li El-Ajni, 4/411. 4. El-Buhari, nr: 471, 1/101, Muslimi, nr: 1558, 3/1192. 15. Sherh Sahih El-Buhari li Ibn El-Bettal, 2/119. 16. Umdetu el-karij sherh Sahih El-Buhari, 4/229. 17. Shih: Hashijetu Esh-Shurunbulali, 1/111, El-Bahr, 2/39, Meraki el-felah, fq.267, Hashijetu Et-Tahtavi, fq.705, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662, etj. 18. Ibn El-Humam në Fet'hu El-Kadir, 1/422, thotë: edhe të folurit fjalë të lejuara (të kësaj dynjaje) është e qortueshme. Mirëpo, Ibn Nuxhejm në El-Bahr, 2/39, thotë: këtë duhet ta kufizojmë më atë që gjendet në "Edh-Dhahirijeh", e që është ulja më qëllim të të folurit. 19. El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 20. Shih: El-Muhit, 2/91, El-Bahr, 2/170, Hashijetu Et-Tahtavi, fq.523, Ed-Durru el-mutar ve hashijetuhu, 2/163, etj. 21. Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662. 22. Et-Tebjin, 6/146, El-Bahr, 5/270, El-Fetava El-Hindijeh, 5/322, etj. 23. El-Fetava El-Hindijeh, 5/321. 24. El-Buhari, nr: 510, 1/108; Muslimi, nr: 507, 1/363. 25. Shih: Meraki el-felah, fq.126, Mexhma el-enhur, 1/121, Durrer el-hukam, 1/106, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/634, etj. 26. El-Fetava el-hindijeh, 5/321. 27. Shih: Fet'hu el-kadir, 1/422, El-Bahr, 5/270, Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662, etj. 28. Ed-Durru el-muhtar ve hashijetuhu, 1/662. 29. Në Xhamiu El-Isbixhanij dhe El-Muxhteba, thuhet: Ai që nuk është në I'tikaf ka të drejtë të flejë në xhami, vendas qoftë apo i huaj, i shtrirë apo i mbështetur. Hashijetu Esh-Shilbij ala Et-Tebjin, 1/352, Hashijetu Et-Tahtavi, 1/704. 30. Ibn Abidin në Redu el-muhtar ala Ed-Durr, 2/449, thotë: Si duket si gjumi është edhe ngrënia dhe pirja nëse nuk e zë xhaminë dhe nuk e përlyen atë, sepse pastrimi i saj është obligim. (Domethënë lejohet dhe nuk është e qortueshme). Mirëpo, në "El-Vikajeh" thuhet: Ai që është në itikaf ha, pi, fle, shet dhe blen në xhami, jo të tjerët. Munla Ali në Sherhin e tij thotë: Domethënë ai që nuk është në i'tikaf nuk bënë gjë prej këtyre gjërave në xhami. Kështu thuhet edhe në El-Kahustanij, mandej e përmend atë që përmendet në "El-Muxhteba". 31. El-Bahr nga Et-Texhnis, 2/39, Hashijetu Et-Tahtavi, 1/704, El-Fetava El-Hindijeh, 5/321, etj.*

Prof.dr. Fadil Maloku

# A përputhen Demokracia dhe Islami? (1)

"Mos kërko ndonjë funksion në pushtet, ngase, nëse ai të besohet me kërkesën tënde, do të jesh përgjegjës (për moskujdesi); dhe anasjelltas, nëse ai të besohet pa të pyetur ty, do të jesh i ndihmuar"

## 1. Demokracia e brisht kosovare

Koha në të cilën po bashkëjetojmë, pra në një demokraci akoma të brishtë dhe të pakonsoliduar sa dhe si duhet në kuptimin e krijimit të një stabiliteti politik, e para së gjithash social dhe ekonomik, procesi i krijimit të qeverive të reja në Kosovën e pasluftës në pothuajse shumicën e rasteve është vërtetuar se ishte më tepër produkt i imponimeve nga zyrat e jashtme dhe i koalicioneve vetanake të vetë liderëve politikë, sesa i programeve ideologjike dhe ofertave faktike sociale e ekonomike për vendin. Në gjithë këtë odisejadë të krijimit të qeverive të pasluftës përvoja ka dëshmuar se ato më tepër merreshin me pamjen dhe imazhin gjoja "një unifikimi provizor"në sytë e publikut të brendshëm që sipas suflerëve të jashtëm do të duhej të prodhonte idenë e një: stabiliteti para së gjithash politik *(por jo edhe stabilitetin faktik?!)*, por jo edhe social e ekonomik... pra thënë më thjesht: atë ideologjik e programor që do të ishte bazë dhe fondament i një qeverisjeje kualitative dhe të qëndrueshme në Kosovë.

Themi kështu, ngase të gjitha koalicionet e gjertanishme *de facto* faturuan përmbajtje e lidhje jo parimore që nuk përfillnin as sensin e dallimeve ideologjike e as interesat dhe strategjitë e programeve që ua servonin elektoratit dhe qytetarëve të Kosovës. Kjo përvojë e ruajtjes së *"unitetit politik"*, dosido arriti të konsolidojë në një farë mënyrë sferën politike, por në anën tjetër ajo riprodhoi vazhdimisht probleme dhe dëme ekonomike që tani dhe me siguri në të ardhmen do të ashpërsohen midis dy shtresave ekstremisht e diametralisht të kundërta sociale (*shumë të pasur dhe shumë të pasur!?*), duke i bërë ato top probleme kyçe në periudhën që po hyjmë si vend dhe si shtet që ka marrë përsipër tash të "kujdeset" për vetveten... A thua do të ketë edhe më tej tutorizëm, për të mos thënë përzierje në vendimmarrjet e reja? Për të dhënë një përgjigje meritore sociologjike, duhet t'i kthehemi pyetjes paraprake. Pse ndodhi kështu?

## 2. Arsyet sociologjike

Arsyet sociologjike mund të ishin të shumta, por një analizë më e thukët gjithsesi prodhon një bindje dhe prejudikim që pak a shumë s'mund t'u shmanget rrethanave dhe proceseve nëpër të cilat kalonte në këtë periudhë Kosova. Në fakt, monitorimi (*për të mos thënë ndërhyrja!)* i mekanizmave ndërkombëtarë, përvoja e shkurtër në demokraci (*mungesa e përvojës pluraliste*), inatet dhe xhelozitë e dala nga lufta (*krahu i luftës, krahu i paqes*), detyrimet e privatizimit *(interesat e korporatave të mëdha për ta blerë sa më lirë pasurinë shoqërore*), krimi i organizuar (*të gjitha të dhënat e Transparency International, kanë folur për një shkallë të lartë krimi të ndërlidhur po me këto elita politike*), korrupsioni (*gjithashtu i dëshmuar nga sektori i shoqërisë civile lokale dhe asaj ndërkombëtare,.*) ishin problemet e njëkohësisht edhe "argumentet" kryesore që në një mënyrë do të mund ta amnistonin një sjellje të këtillë (*servile të thënë edhe nga ndërkombëtarët!*) të klasës së re politike kosovare...Por, kjo mënyrë e këndvështrimit kësisoj domosdoshmërish nuk nënkupton se tani ne si shoqëri dhe si qytetarë që kemi përfituar sado kudo një përvojë në ndërtimin e kapaciteteve demokratike institucionale, patjetër duhet të vazhdojmë avazin e vjetër të indiferencës dhe pamjaftueshmërisë për t'u interesuar për proceset që do të prodhojnë situatat dhe sfidat e reja!

**...përgjegjësia, llogaridhënia dhe transparenca duhet të bëhen tri shtylla udhëheqëse në gjithë procesin e ndërtimit të demokracisë së njëmendtë në Kosovë.**

Përkundrazi, tani përgjegjësia, llogaridhënia dhe transparenca duhet të bëhen tri shtylla udhëheqëse në gjithë procesin e ndërtimit të demokracisë së njëmendtë në Kosovë.




Gjithashtu në këtë proces ta quaj kështu të vetëkërkimit të identitetit autokton apo specifikave të sistemit demokratik kosovar, partitë iniciatore *(formative party)* duhet të dëshmojnë se si *(pivotal party)* tani e tutje ato në zgjedhjet e ardhshme më shumë do t'u përkushtohen interesave të tyre tangjente konvergjente (*që nënkupton se ato duhet të bëhen "thikë me dy teha"),* sesa interesave klanore, grupore dhe interesave të lidershipit autokrat. Çka nënkupton kjo? Pra që të mos lidhin koalicione të atilla që p.sh. janë cilësuar shpesh edhe si tërësisht të panatyrshme (*të kujtojmë p.sh.: koalicionin midis LDK dhe PDK, apo atë të AAK me LDK, dhe tani së fundi atë midis PDK dhe minikoalicionit AKR* ), por që së pari ta fillojnë procesin e vetëkërkimit ideologjik përmes një procesi të brendshëm demokratizimi (*një votë një njeri*), pastaj programeve të ndryshme sociale, ekonomike dhe të dalin me oferta të qarta, ngase kështu e ndihmojnë edhe më qartë procesin e profilizimit të tyre ideologjik dhe demokratizimin e vendit. Ky rirreshtim përmes demokratizimit të brendshëm gjithsesi do ta rriste kureshtjen e munguar të elektoratit në sidomos dy palë zgjedhjet e fundit, ku interesi ka rënë në 50% (!?) pastaj do të evitonte ngacmimet dhe fërkimet e tipit se kjo parti p.sh.është më pak "djathtiste" apo më shumë "majtiste", siç ka ngjarë kohëve të fundit midis psh.VV dhe PDK,apo më herët LDK dhe PDK.

Një çështje, që pak apo aspak nuk është përfillur në këto koalicione joparimore dhe jo të natyrshme ideologjike dhe sociale, në rastin e Kosovës duket që është ai i vendimmarrjes. Pra, kush në fakt vendos për fatin e koalicionit të mundshëm, apo cili organ partiak duhet ta distribuojë fuqinë e vendimmarrjes për këtë bashkëpunim të mundshëm për të formuar qeverinë e ardhshme? Është , kryetari (lideri) i partisë (*që në rastet e Kosovës është shumë i fuqizuar ngase ndërlidhet ose me luftën /Thaçi, Haradinaj/ ose paqen/Rugova*), kryesia e partisë, apo këshilli drejtues?

## Katarësisi partiak i domosdoshëm

Duke u nisur nga një konstatim ndoshta edhe banal në pamje të parë, por të udhëhequr nga përvoja e gjithë zgjedhjeve që kemi pasur në Kosovë, vendimet lidhur me këtë proces të formimit të qeverive eventuale, zakonisht e kanë sjellë dhe pa dyshim e kanë udhëhequr liderët e partive politike (*improvizim ishin të gjitha mbledhjet e organeve të tjera për gjoja vendimet partiake të organeve: kryesisë, këshillit apo ndonjë organi tjetër)* të cilët, sidomos në periudhën e pasluftës *(rasti LDK me PDK)* psh. siç e dimë të gjithë ishin të detyruar nga faktori ndërkombëtar (*zyret e ambasadave të vendeve mike*) të lidhnin edhe koalicione të cilësuara nga shumë analistë edhe si të "panatyrshme".

Por, zgjedhjet e fundit ndodhi një fenomen tjetër që për analet sociologjike dhe ato akademike është interesant për t'u studiuar. Në fakt, koalicioni midis PDK dhe AKR doli si një domosdoshmëri e jo nevojë e kohës. Ideja e arkitektëve të këtij koalicioni, pra pa dyshim edhe atij ndërkombëtar ishte ai gjoja i ruajtjes së status quos që në dioptrinë e tyre shihej si diçka më e rëndësishme dhe më racionale sesa të përsëriteshin zgjedhjet (*ngase secila parti opozitare kishte arsyet e veta për abstenim koalicioni me PDK-në!*) që do të merrnin kohë dhe mund të madh. Kështu që hisja e përsëritjes së koalicioneve joparimore, në zgjedhjet e fundit i ra partisë AKR.

Loja e tanishme për zgjerimin e koalicionit ekzistues me pretekstin se jemi përballë negociatave dhe bisedimeve për normalizimin e marrëdhënieve me Serbinë, përveç qëllimit të mobilizimit të publikut të gjerë... ka edhe një tjetër porosi në këtë rast në favor të partisë PDK, që ka të bëjë me faktin se: zgjerimi i koalicionit (*eventualisht me ndonjë parti tjetër opozitare: qoftë ajo AAK-ja apo LDK-ja, por jo edhe Vetëvendosja*) aktual do ta "betonojë" e gjithsesi edhe do ta favorizojë dukshëm imazhin dhe rolin e pakontestueshëm të partisë PDK në këto bisedime "historike" (*sepse ato të vërtetat historike janë kryer në Vjenë*) me Serbinë.

Në pamje të parë duket që s'ka asgjë djallëzore në këtë perceptim kësisoj, por nëse analizohet më thellë ky opsion, del se politikisht më shumë dëmtohen opozita (*me këtë rast AAK-ja që po lakmon haptas futjen*) sesa vetë koalicioni aktual joparimor qeverisës.

Duhet thënë se në tipet e organizimit centralist të partive politike kosovare, çështja e (mos)lidhjes së

koalicioneve s'është ndonjë problem i madh, ngaqë vendimet i bie lideri me një grup të ngushtë të njerëzve që kanë interesa të ngushta personale dhe jo sosh ideologjike e (jo)parimore programore. Pra, shihet qartë se të gjitha koalicionet e gjertanishme (*joparimore në fakt!*) kosovare më tepër ishin koalicione: grupesh interesi që ndikimin e vet e ushtronin më shumë me logjikën e mentaliteteve fisnore e krahinore, sesa parimore dhe ideologjike për çka jemi duke folur dhe çka po e kërkon koha.

Së këndejmi kohës së koalicioneve parimore dhe atyre ideologjike, detyrimisht duhet t'u parapri një katarsis i brendshëm partiak që nënkupton njëkohësisht edhe një shkëputje definitive nga mënyra e të menduarit dhe të vepruarit autokratik! Kjo vlen sidomos për liderët aktualë partiakë që gjer tani mbijetuan vetëm përmes autoritetit karizmatik, hipotekave të së kaluarës, por edhe klientelizmit dhe interesave të ngushta klanore.

## Konstruksionizmi social dhe kultura politike kosovare

*"Askush të mos gjykojë në mes dy vetave me gjaknxehtësi dhe me hidhërim..."*

**1. Heqja e "embargos"së mbikëqyrjes ndërkombëtare**

Momenti në të cilën është gjendur Kosova, tani pas heqjes së "embargos" së mbikëqyrjes ndërkombëtare, vërtet është një periudhë jo e gjaknxehtëve dhe të hidhëruarve që shprehin mllefin e vet për të gjitha të (pa)bëmat gjatë gjithë periudhës së pasluftës, por e njerëzve që dinë të mendojnë në mënyrë racionale dhe kanë vizione se çfarë duhet të bëjë shoqëria kosovare në sfidat që e presin: bisedimet me Serbinë, integrimet, privatizimin, reformat zgjedhore, ato kushtetuese...etj.

Kosova, në fakt, në periudhën që po hyjmë e që detyrimisht do të jetë pa diskutim më e vështirë edhe e një natyre tjetërfare (*duke krahasuar gjithnjë me periudhën e mbikëqyrjes ndërkombëtare*), do ketë nevojë për një kurs të ri, pra për një lloj konstruksionizmi social *(social constructionism)* ku marëdhëniet e saja në raport me publikun do të maten dhe do të ndërtohen duke u bazuar në iniciativa dhe veprime tipike individuale dhe në vullnet të lirë qytetar. Me këtë supozojmë një: llogaridhënie, përgjegjësi dhe transparencë shumë më të madhe se gjer tani.

Tani, duke u nisur nga parimet fundamentale të lirisë së shprehjes dhe sidomos veprimit dhe iniciativave të reja që e fuqizojnë individin gjersa ai është në gjendje të "furnizojë" shoqërinë me projekte dhe vullnet të lirë, tipar ky që e cilëson demokracinë neoliberale në periudhën që hyn Kosova, si edhe duke llogaritur në shpirtin individualist të shqiptarit, shpresojmë që ato do të bëhen një mjet shumë i dobishëm për të rritur si mirëqenien ashtu edhe sigurinë, stabilitetin dhe statuset sociale të qytetarëve të saj.

Ne dimë që në demokracitë e avancuara, po edhe në shumicën e vendeve të tranzicionit, iniciativat dhe vullneti i shpirtit individualist ishin promotor i shumë ngjarjeve dhe proceseve sociale e sidomos atyre politike. Gjithashtu, e dimë që disa nga këto tipare finalizuan edhe shumë produkte politike (ndërruan sistemet moniste) shoqërore (ndryshuan qasjet e proceseve sociale) e kulturore (aprovuan sisteme të reja vlerore perëndimore). Në të gjitha kulturat, por edhe në shoqëritë e sotme bashkëkohore jemi dëshmitarë që veprimet dhe iniciativat individuale (*natyrisht të ndërgjegjshme dhe utilitare*) bëjnë që shumë produkte sociale dhe politike e ekonomike të realizohen falë përkushtimit të këtyre ideve të këtyre njerëzve.

**2. Konstruksionizmi social si model i iniciativave të reja evropiane**

Por, konstruksionizmi social, për të cilin unë po insistoj, nuk ka të bëjë as me gatishmërinë për t'u sakrifikuar e as me gatishmërinë për t'u identifikuar me procesin në fjalë. Ideja e këtij koncepti e kujtoj detyrimisht edhe rrugëtimi që duhet ta marrë Kosova tani, ka të bëjë kryesisht me: iniciativat e reja qytetare, idetë e grupeve të ndryshme ekspertësh, të cilët procesin e shtendndërtimit do ta bëjnë me standarde dhe mekanizma institucionalë bashkëkohorë, në mënyrë që procesi i integrimeve evropiane të jetë më i lehtë dhe më i padhimbshëm sesa në vendet e rajonit dhe në vendet e tjera që tashmë gjenden në këtë kulm të përbashkët.

Në fakt, nuk besoj që më do të mund të arsyetohen grupet e ndryshme të interesave e klaneve për ta menaxhuar këtë proces të integrimit, me standarde e mekanizma fisesh pastaj mentalitetesh krahinare-rajonale. Logjikat e këtilla, vetvetiu do të flaken me aktin e fillimit të promovimit të vlerave të lartheksuara dhe të ngritjes së sistemit të sjelljeve sociale e kulturore.

Por, për t'u ndërtuar projekti i tillë në Kosovë, që për synim afatgjatë do të ketë mirëqenien sociale, stabilitetin dhe sigurinë e qytetarëve (*e jo të elitave të blinduara prapa xhamave të errët?!)*, paraprakisht nevojitet të instalohet një lloj kontrolli institucional*(institutional control)*, i cili do të bëjë rregullimin apo rikonfigurimin (*në fakt: disiplinimin*) e sjelljeve qytetare si edhe të elitave politike, të cilat periudhën e tranzicionit e shfrytëzuan për të uzurpuar në stilin makiavelist pothuajse gjithë mekanizmin e kontrollit shoqëror *(social control)*kosovar, për çka kemi shkruar me imtësi në analizat tona të mëhershme sociologjike....

Dr. Rexhep Suma

# Gradualiteti në thirrjen islame (2)

Vërtet legjislatura islame (sheriati) është e ndërtuar mbi urtësi duke ofruar dobi për njeriun në këtë dhe në botën tjetër. Ajo është drejtësi, mëshirë e dobiprurëse. Çdo urtësi në urdhëresat dhe ndalesat e saj, është e ndërtuar në drejtësi që iu kundërvu padrejtësisë, jo mëshirës me mëshirë, së keqes më të mirë, jo seriozitetit me seriozitet.

Legjislatura islame është drejtësi e Zotit në mesin e njerëzve, mëshirë mes robërve të Tij, hija e Tij në tokë. Urtësia shpie nga Ai dhe në sinqeritetin e të Dërguarit të Tij.

Gjatë komunikimit të fesë islame duhet të kihet parasysh përzgjedhja e mjetit me anë të cilit synohet të arrihet deri tek masa, ngase çdo kohë dhe vend duhet të përshtaten mjetet në thirrje, me synimin që mesazhi ynë të jetë sa më i qartë dhe më i pranueshëm për ta. Çfarë mund të jetë e favorshme në një kohë mund të jetë frytdhënëse dhe e përshtatshme për një kohë tjetër nuk mund të jetë, por ndodh që edhe të jetë objekt talljeje.

Historia e të Dërguarit a.s. na sqaron se ai mjetet që ka përdorur në komunikimin e fesë dhe mbrojtjen e saj kanë rrjedhur shkallë-shkallë sikur të ishin varg zingjiror, ku secili varg lidhej automatikisht me tjetrin dhe natyrshëm, duke filluar me komunikim verbal e cila zgjati gjatë tërë periudhës së Mekës e deri pas shpërnguljes për në Medinë.

Në Mekë komunikimin gojor e bënte fshehurazi deri sa i zbriti ajeti kuranor që e urdhëroi që të bënte atë haptazi: "*Publiko haptas atë për të cilën urdhërohesh e hiqu idhujtarëve." (El Hixhr, 94).*

Pas këtij urdhri hyjnor, ai filloi haptazi duke ua komunikuar fenë verbalisht e duke ua tërhequr vëmendjen kurejshitëve në kodrën Safa dhe duke i ftuar në shpëtim, në mesin e tyre edhe xhaxhanë e tij, Ebu Talibin që ta shqiptoj shehadetin. Po ashtu gjatë kësaj periudhe u intensifikua përdorimi i këtij mjeti, komunikimit verbal, kështu veproi edhe gjatë qëndrimin në Taif ku me anë të komunikimit verbal i ftoi në besimin në Zotin Një dhe në mbështetje të misionit të tij.

Po ashtu edhe kur u urdhërua që të komunikojë da'ven në mesin e fiseve të ndryshme, iu drejtua atyre me komunikim verbal, dhe sipas Ibn Hishamit sa herë që vinin delegacione në Mekë ai shfrytëzonte rastin, rrinte me ta, fliste e komunikonte duke u a shpjeguar atyre se ai ishte mëshirë e udhëzim.

## Komunikimi verbal

Po ashtu me komunikim verbal arriti t'i bindë delegacionet e ensarëve në thirrjen e vërtetë, kur u takua me ta iu drejtua duke iu thënë: A nuk uleni pak t'ju flas? Po si jo,- u përgjigjën ata. Dhe më pas ua shpjegoi besimin dhe bindjen që duhet të kenë në Zotin duke ua lexuar atyre disa ajete. Pra, të gjitha këto fakte edhe tekste na tregojnë se komunimi verbal është bazamenti i mjeteve të thirrjes në rrugën e Zotit xh.sh., i cili është edhe mjeti i parë dhe më i hershmi në përçuarjen e së vërtetës tek të ftuarit.

Nisur nga ajo që u tha, komunikimi verbal i da'ves është metodë natyrore të cilën e ka çdo njeri përveç me përjashtime. Fjala është mjet të cilin Kurani i ka kushtuar rëndësi tejet të madhe, ku vetëm shprehja (folja) "kul" është e përmendur në më shumë se në 300 ajete. Si psh: *"Thuaj: Ai, Allahu është Një!" (El ihlas, 1); "Thuaj: "O ju jobesimtarë!" (El Kafirunë,1); "..dhe thuaju fjalë që lënë përshtypje në veten e tyre.; (En-Nisaë,63); "Ata të dy thanë: "Zoti ynë, ne kemi frikë se do të na ndëshkojë menjëherë ose do t'i kalojë kufijtë kundër nesh". (Taha,45). ;E kush ka fjalën më të mirë prej atij që thërret te Allahu, vepron (punë) të mira dhe thotë: "Unë jam prej muslimanëve?" (Fussilet,33).*

**Në Medinë filloi një fazë e re e përhapjes së Islamit, ku sigurisht edhe mjetet ishin të tjera për të mbrojtur interesin e myslimanëve...**

Urtësia hyjnore ishte që çdo pejgamber ishte dërguar nga gjiri i tij dhe në gjuhën popullit: "*Ne asnjë nga të dërguarit nuk e dërguam ndryshe vetëm në gjuhën e popullit të vet, ashtu që ai t'u shpjegojë atyre (në atë gjuhë)." (Ibrahim,4).*

Kur kaluan myslimanët në Medinë, atëherë filloi një fazë e re e përhapjes së Islamit, ku sigurisht edhe mjetet ishin të tjera për të mbrojtur interesin e myslimanëve ku në vetëmbrojtje u desh që edhe me opsionin e luftës t'u kundërvihen jobesimtarëve për të mbrojtur thirrjen islame dhe shtrirjen e saj. E kur pa besimtarët kuptuan forcën dhe vendosmërinë

e myslimanëve u detyruan të lidhin marrëveshjen e Hudejbijes, Muhamedi a.s. ndërroi formën dhe mjetet e komunikimit të Islamit duke kaluar në mjetin e retorikës, pra korrespondencën dhe dërgimin e shkresave në botën e jashtme, e në fund dërgoi edhe misionarë që ta bëjnë komunikimin dhe mësimin islamit jashtë ambientit të Mekës dhe Medinës. Në këtë kohë u krijuan rrethana të reja të përçimit të dav'es duke dërguar shkresa drejt sunduesve të popujve tjerë si Kisrajat (Persi), Mukavkisit (Egjypt), Herkulit (Herakliut) Romë, Nexhashiut (Etiopi) dhe të tjerëve duke ua ofruar Islamin si sistem jete dhe shpëtimi.

Ky mesazh për thirrjen në Islam Kisrasë dhe Herkulit asnjëri prej të dyve nuk e pranoi Islamin. Mirëpo, perandori i Bizantit e pranoi letrën e të Dërguarit me nderime dhe e nderoi emisarin e tij, andaj pushteti i tij vazhdoi. Ndërsa perandori persian Kisraja, e shqeu letrën e Resulullahit dhe e përqeshi atë. Pas një kohe shumë të shkurtër, Allahu xh.sh., e shkatërroi Kisranë dhe e shpartalloi pushtetin dhe perandorinë e tij.

Sa për ilustrim këtu do të sjell letrën e Muhamedit a.s. dërguar Herakliu, përmbajtja e letrës ishte si vijon: '*O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njejtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush: të mos adhurojmë, pos Allahut, të mos ia bëjmë Atij asnjë send shok, të mos konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos Allahut!" E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)!"* (Ali Imran,64).

"Në emër të Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit. Kjo letër është nga Muhamedi robi i Allahut dhe Profeti i Tij për Herakliun, sunduesin e Bizantit. Paqja qofte mbi atë që ndjek rrugën e drejtë. Më tej, unë të ftoj ty në Islam dhe në qoftë se bëhesh një mysliman ti do të shpëtosh, dhe Allahu do të të dyfishojë shpërblimet, dhe nëse ti refuzon këtë ftesë në Islam ti je duke bërë një mëkat duke i çuar në rrugë të gabuar arisijinet (fshatarët). Dhe unë të recitoj ty fjalën e Allahut: "O ithtarët e Librit! Ejani në një fjalë



të përbashkët për ju dhe për ne, që në nuk do të adhurojmë asgjë tjetër veç Allahut dhe se nuk i bashkëngjitim asgjë tjetër Atij në adhurim, dhe asnjë nga ne nuk duhet të njohë Zota të tjerë përveç Allahut. Atëherë nëse ata të kthejnë shpinën, thuaju: dëshmoni se ne jemi myslimanë (ata që i janë dorëzuar Allahut)." (Ali Imran, 64).

Pra, dërgimi i këtyre shkresave është një formë e shtrirjes së thirrjes islame dhe e menduar mirë duke i studiuar edhe shkaqet që shpiejnë drejt suksesit të këtij mjeti të thirrjes duke dërguar tek ata sundimtarë njerëzit më të zgjedhur për të bërë komunikimin dhe mbrojtjen e fesë kur ata do të pyeten. Këtu është mirë të ceket se kur Muhamedi a.s. i shkroi Herakliut iu kërkua atij që ta vulosë letrën pasiqë romakët nuk e lexojnë shkresën e pavulosur. Atëherë Muhamedi a.s., mori vulën nga argjendi e gdhendi dhe në të u shënua "Muhamedun resulullah".

Si përfundim, vërehet se mjeti i thirrjes islame në këtë rast siç ishin shkresat dhe letrat e ndryshme mundësuan dukshëm në përhapjen dhe komunikimin e fesë islame. Duke i vënë në shërbim të da'ves këto shkresa ndikuan që disa nga ata të pranojnë Islamin, edhe pse në fakt kjo formë e komunikimit është e përshtatshme për çdo kohë dhe vend.

Pikërisht në vitin e dhjetë hixhri i Dërguari a.s. dërgoi një serë sahabesh të ditur në lëmin e fikhut në shumë vende, e sidomos në jug të siujdhesës për t'ua komunikuar fenë atyre vendeve, pasi që nevoja ishte tepër e madhe për thirrës islamë.

Ebu Ubejde el Xherrahin e dërgoi në Nexhran, Ebu Musa dhe Muadh bin Xhebelin në Jemen duke i porositur "*Lehtësoni e mos vështirësoni*, përgëzoni e mos refuzoni!"

Me këtë urdhëresë nënkuptojmë që i Dërguari a.s. kërkoi nga Mudhi bin Xhebeli që në këtë rrugë të ecin hap pas hapi duke mos nxitura në shpjegimin e normave islame edhe pse feja, normat dhe ligjet e saj kishin zbritur dhe ishin vendosur përfundimisht në misionin e Muhamedit a.s. Situatat e veçanta vlerësoheshin për disa njerëz, ku këtu paraqesim dy tregime që janë të kohës së Muhamedit a.s.,.

## Rezyme

*Nisur nga ajo që u elaborua deri më tash , përfundojmë se metoda e gradualitetit në thirrjen për në Islamë vazhdon të jetë një forcë e vazhdueshme në misionin e da'ves. Në vete kjo metodologji bart shumë urtësi që pa të për thirrësin do të ketë shumë parregullsi, do të binte ndesh me ligjet e Allahut xh.sh., po nga ana tjetër edhe nga aspekti social do të hapte probleme dhe krijonte tendosje e përplasje me realitetin dhe ambientin social e kulturor, ku si pasojë do të rezultonte me pakënaqësi, zhgënjim, dështim e pse jo edhe zhvendosje të vëmendjes së masës nga vetë thirrësi dhe misioni i tij.*

*1. Zejd Abdulkerim Zejd, El hikme fi dave ilallah tariff ve tatbik Dar el asime lineshr ve etevzi, Kajro, f.89. 2. Ibn Hisham, Esiretu ennebevijeh, 2/47-48. 3. Po aty, f.52. 4. Salih Ahmed Shami, Muijn essiretu, El mektebu el islami, botim i dytë,Bejrut,1999, f.359. 5. Muhamed Seid Elbuti, Fikhu essire ennebevije, Dar el fikr el muasir, Damask,f.471. 6. Sahih el Buhari, ,h.4186, vell.4/1578*

Hetem Sopjani

# Dituria, arma e besimtarit

Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?!" Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim." (Zumer: 9)

Vërtet Allahu xh.sh dëshiron t'i pajisë besimtarët e tij me armë të forta, në mënyrë që ata të jenë të palëkundur dhe stoikë para çdo sfide e pengese që mund t'ua vendosin atyre jobesimtarët. Dhe për ta, ndër armët më të forta, ai bëri diturinë, shkencën.

Ai përmes librit të Tij, Kuranit famëlartë, na nxit që çdo gjë që na rrethon ta shikojmë dhe ta vështrojmë në mënyrë studioze që të bindemi për vërtetësinë dhe pashmangshmërinë e ekzistencës se Allahut xh.sh. Kurani u tërheq vëmendjen intelektualëve për gjërat më të bukura, të cilat, me madhështinë dhe bukurinë e tyre, ndikojnë në mënyrë edukative dhe fisnikëruese.

Ai paraqet pamje të bukura në çdo kënd të gjithësisë, në tokë, në qiell, në ujë, madje edhe në veten tonë dhe rregullisht thekson se aty ka shenja për ata që mendojnë.

Andaj, Allahu xh.sh mu për këtë, në shumë ajete e konfirmon dhe e thekson përparësinë e diturisë. Ndër ato ajete, është edhe ky:

"A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?!" Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim."

Po ashtu, edhe i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s na nxit për dituri duke na thënë:"Kush niset në rrugë që të kërkojë dituri, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën për në xhenet" .

I çuditshëm është fakti se disa dëshirojnë që ta vënë në gjumë të përjetshëm intelektin njerëzor në emër të ndonjë përkushtimi të verbër duke thënë se është mëkat të logjikosh dhe të studiosh ligjet natyrore dhe të përzihesh në fuqinë e Allahut xh.sh. A thua vallë ta kalojmë jetën pa i shijuar ëmbëlsitë e natyrës dhe të mirat e



kësaj bote, pa u ngazëllyer e mahnitur me krijuesin e tyre?!

Krijuesi, në të parën fjalë me të cilën na është drejtuar, thotë: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi (çdo gjë)."

Nga kjo shohim qartë se Urtësia Absolute e Krijuesit dëshiron që njeriu ta ndezë ngazëllimin e dhuruar të mendjes dhe ta shndërrojë atë në rreze dhe dritë të shpirtit.

Prandaj, zhvillimi dhe përparimi i intelektit njerëzor është qëllimi më i lartë i Kuranit, do të thotë i Islamit. Kështu që hidhet poshtë çdo ide që të shtyn të mendosh se Kurani i frikësohet shkencës apo mendjes së shëndoshë.

Ajo që njeriun e bën njeri të ndershëm dhe vazhdimisht e ngre në të gjitha nivelet shpirtërore dhe fizike, është mendja e tij si dhuratë e Allahut xh.sh nga thesari i Tij i pashtershëm.

Mendja është syri shpirtëror i njeriut dhe ky sy duhet të jetë i hapur para vepërs së Allahut xh.sh dhe para natyrës (shkencës) si libër i pashkruar i Tij.

Është kështu, sepse çdo vepër, me dëshirë dhe pa dëshirë, të drejton nga krijuesi-autori i saj, kjo është në natyrën e çdo njeriu dhe s'ka si mohohet. Për këtë ne kënaqemi me bukurinë që na rrethon dhe, sa më shumë që ne thellohemi në shkencë dhe në arsimim (dije), aq më shumë do të madhërojmë Allahun xh.sh, duke e ditur se dija e Tij është e pakufishme dhe ka përfshirë çdo gjë, ndërsa dituria jonë është shumë e kufizuar dhe relative.

Prandaj, njeriu, kur përparon në shkencë e arsimim dhe arrin kufijtë e mundësive të veta intelektuale, është e natyrshme të mos tregojë mendjemadhësi dhe të mos mbivlerësojë vetveten dhe dijen e tij.

Prandaj, dijetarët dhe shkencëtarët më të mëdhenj janë më modestët. Kjo dëshmohet edhe me shkencëtarin (filozofin), i cili ka thënë:" E di vetëm atë se nuk di asgjë". Nëse ky fakt pohon diçka, pohon, nga ana e vet, fjalën e Allahut xh.sh, i Cili thotë: "Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij vetëm dijetarët, Allahu është mbi gjithçka, është mëkatfalës."

Pra, kështu Kurani ka mbetur për njerëzimin ai që ka qenë dhe do të jetë gjithmonë mrekulli, në fshehtësitë e të cilit mund të depërtojë njeriu vetëm atëherë kur do t'i afrohet më shumë Allahut xh.sh . Ai do të mbetet gjithmonë pararendës i shkencës dhe forcë lëvizës e intelektit njerëzor.

Po e përfundoj këtë shkrim me lutjen kuranore, ku Allahu xh.sh thotë: "Dhe thuaj: Zoti im, ma shto diturinë!"

*1, Zumer : 9. 2. Transmeton Muslimi. 3. El-Alak : 1. 4. https://sq.wikipedia.org/wiki/Sokrati. 5. El-Fatir : 28. 6. Ta-ha:114.*

# Letër Mësuesit!

Në një shkollë..
Një mësuese zëvendësonte mësuesen, e cila ishte në pushim të lindjes.

Mësuesja filloi të shpjegonte mësimin.

Ajo pyeti njërin nga nxënësit dhe më pas të gjithë nxënësit filluan të qeshin..

Mësuesja mbeti e habitur nga gjesti i tyre duke u menduar në vete - të qeshur pa arsye!

Më pas nga aftësitë e saj ajo arriti të kuptonte sekretin e të qeshurit nga nxënësit, kuptoi se pyetjen e parashtruar i kishte bërë një nxënësi që, sipas tyre, ishte nxënës i dobët dhe jo i aftë për t'iu përgjigjur pyetjes së saj.

Të gjithë nxënësit dolën..

Ajo thirri nxënësin dhe hynë në klasë, mori dhe shkroi një poezi dhe ia dha nxënësit, i tha: Ta mësosh përmendsh këtë poezi sikurse emrin tënd dhe mos i trego askujt!

Ditën tjetër mësuesja shkroi në tabelë po të njëjtën poezi që i kishte shkruar nxënësit ditë më parë dhe e shpjegoi në formë të hollësishme kuptimin e saj, pastaj fshiu nga tabela dhe pyeti nxënësit: kush nga ju mësoi përmendsh poezinë, le ta ngrejë dorën!

Askush nga nxënësit nuk e ngritën dorën, përveç atij nxënësi i cili u ngrit dhe e tha poezinë përmendsh.

Mësuesja e falënderoi dhe lavdëroi nxënësin dhe urdhëroi që të gjithë nxënësit të duartrokasin.

Nxënësit mes hutisë dhe çudirës!

Kjo skenë ishte përsëritur një javë rresht me metoda të ndryshme, lavdërime, mburrje nga mësuesja dhe duartrokitje nga nxënësit.

Pikëpamja e nxënësve filloi të ndryshonte drejt atij nxënësi.

Gjendja psikike e nxënësit filloi të ndryshonte për të mirë.

Filloi të ketë vetëbesim në vete edhe më shumë dhe nuk ishte ashtu si e përshkruante mësuesja e mëparshme.

Arriti deri në atë masë saqë ndiente në vete që ishte i gatshëm të garonte me nxënësit e tjerë dhe të jetë më i suksesshëm sesa ata.

U afrua përfundimi i vitit, koha e provimeve.

Punoi shumë... këmbëngulës... kaloi me sukses të gjitha lëndët.

U regjistrua në shkollën e mesme me shumë vetëbesim dhe interesim të lartë... arriti edhe më shumë suksese... arriti notë mesatare të lartë dhe u regjistrua në fakultet.

Nuk mbaroi me kaq, vazhdoi t'i ndiqte mësimet pasuniversitare në nivel master dhe doktoratë.

## Domethënia e tregimit

Njerëzit janë dy lloje:

- Njerëz – çelës i së mirës... mbyllës i së keqes; stimulon, inkurajon, të merr për dore, jep shpresë dhe optimizëm.. ndien ndjenjën e të tjerëve, njeri pozitiv dhe mesazhdhënës.
- Njerëz- mbyllës i së mirës... hapës i së keqes; dekurajues, dëshpërues, nuk kanë detyrë përveç vendosjes së pengesave dhe vështirësive para çdo gjëje serioze, shpërthejnë në të ankuar, njeri që humb çdo mbresë dhe shpresë.

*Nga arabishtja: Vaxhide Bunjaku*
*@Fun.Islamic.Edu*



**Demir Reshiti**

# Libër me vlera të pakontestueshme historike e fetare

## Vështrim për librin "Kontribute për historinë e Opojës" të autorit Sadik Mehmeti

Libri "Kontribute për historinë e Opojës" i dr. Sadik Mehmetit është pa dyshim ndërmarrja më serioze deri tash e një autori, për të paraqitur para lexuesit momentet më të rëndësishme historike të Opojës, krahinë kjo që ka qenë dhe mbetet një nga zonat më të ngritura në aspektin fetar e kulturor.

Opoja, trevë etnikisht shqiptare, që, nga pikëpamja e kulturës shpirtërore e materiale ka një trashëgimi të pasur me elemente dhe me vlera të veçanta, për fat të keq nuk është e njohur sa duhet. Për Opojën nuk janë bërë studime e hulumtime shteruese, ndaj edhe ka mbetur sot e kësaj dite njëra ndër trevat shqiptare më pak të njohura dhe më pak të studiuara. Pikërisht, për këtë arsye, dr. Sadik Mehmeti, punonjës shkencor në Arkivin e Kosovës dhe ligjërues në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë dhe në Fakultetin Filologjik, në Universitetin "Hasan Prishtina", duke qenë edhe vetë i lindur dhe i rritur në këtë trevë, i është rrekur punës hulumtuese e studimore, e cila ka kulmuar me botimin e librit "Kontribute për historinë e Opojës". Ky libër i botuar nga Instituti Albanologjik i Prishtinës, është një përpjekje për të sjellë të dhëna për disa ngjarje, personalitete e institucione të kësaj treve, kryesisht të shekullit XX dhe është pa dyshim një libër me vlera të pakontestueshme historike për Opojën. E ashtuquajtura histori e fshehur, ajo që zhvillohet në margjinat e ngjarjeve të rëndësishme shoqërore, pas analizave të hollësishme dhe shumështresore mund të tregohet si faktor i rëndësishëm në krijimin e disa parimeve të reja shoqërore. Një nga njohuritë më të rëndësishme deri tek e cila mund të arrijmë është për shembull, kush ishin prijatarë në luftën për emancipimin fetar dhe ngritjen e vetëdijes kulturore e kombëtare në Opojë, njerëz të cilët çdo minutë të kohës së tyre e shfrytëzuan për këtë qëllim. Libri "Kontribute për historinë e Opojës", është i shkruar me një stil të lehtë e të kuptueshëm për një audiencë të gjerë dhe në të janë bërë bashkë të gjitha informacionet e rëndësishme për një periudhë të caktuar të historisë së Opojës në dimensionin kombëtar, fetar, historik, sociologjik e kulturor. Duke qenë punonjës në Arkivin e Kosovës, dr. Sadik Mehmeti ka pasur nëpër duar një numër të konsiderueshëm të dokumenteve arkivore të papublikuara, të proveniencave të ndryshme, që kanë të bëjnë me Opojën. Autori thekson në parathënie të librit se inspirimi dhe nxitja për t'u marrë me këtë çështje i erdhën, në rend të parë, pasi kishte trashëguar një bibliotekë të pasur me dokumente dhe libra në gjuhët orientale nga gjyshi i tij, myderrizi i shquar Mehmet ef. Ramadani i Kukit, në mesin e të cilëve ruheshin edhe disa poezi dhe një mevlud në gjuhën shqipe, i shkruar me shkronja

**...inspirimi dhe nxitja për t'u marrë me këtë çështje i erdhën, në rend të parë, pasi kishte trashëguar një bibliotekë të pasur me dokumente dhe libra në gjuhët orientale nga gjyshi i tij, myderrizi i shquar Mehmet ef. Ramadani i Kukit...**



Dr. Sadik Mehmeti ka lindur në fshatin Kuk të Opojës. Aktualisht është punonjës shkencor në Institutin Albanologjik të Kosovës, ligjërues në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë dhe në Fakultetin Filologjik, Dega e Orientalistikës në Universitetin "Hasan Prishtina" në Prishtinë. Është autor i dhjetëra librave e punimeve shkencore si dhe pjesëmarrës në shumë konferenca shkencore në vend, rajon e më gjerë.



arabe, nga një tjetër myderriz i Opojës, Mehmet ef. Salihu nga Bresana. Shkrimet e përfshira në librin "Kontribute për historinë e Opojës" janë të sistemuara në tri pjesë:

*Në pjesën e parë* janë përfshirë dymbëdhjetë punime, të cilat për objekt studimi kanë disa ngjarje dhe personalitete të shquara të Opojës. Kjo pjesë hapet me punimin "Kukli begu dhe vakëfet e tij", të autorëve Hasan Kaleshi dhe Ismail Rexhepi. Autori thekson se e ka bërë këtë, për faktin se ky është punimi i parë më serioz dhe i patejkalueshëm deri sot për Kukli begun dhe vakëfet e tij, por edhe për faktin se punimet e tjera, të përfshira në këtë vëllim, në një mënyrë a në një tjetër, lidhen me Kukli begun dhe vakëfet e tij. Në këtë pjesë të titulluar "Studime", krahas punimit "Kukli begu dhe vakëfet e tij" janë publikuar edhe shkrimet "Tradita e manifestimit të mevludit në trevën e Opojës me rrethinë"; "Katër mbishkrime mbivarrore (nishane) në fshatin Kuk të Opojës"; "Dorëshkrimet orientale në bibliotekën e këshillit të bashkësisë islame në Dragash (Sharr)", "Medreseja e Opojës (1908-1948) dhe myderrizi i saj haxhi Rexhep ef. Ismaili (1871-1956)"; "Hoxha i madh i Kukit, mulla Mehmet ef. Ramadani (1876–1965)"; "Bejtexhiu opojar Mehmet ef. Salihu (1898-1985)", "Përkthimi dhe komentimi i xhyzit "amme" nga mulla Mehmet ef. Salihu"; "Texhvidi tek shqiptarët (me vështrim të veçantë "texhvidi" i mulla Mehmet ef. Salihut)"; "Masakra serbe te "Livadhi i Kasës" në Bresanë (1913) si përjetim i së sotmes"; "Delegati i Sharrit në lidhjen e dytë të Prizrenit, Bahtijar ef. Qafleshi (1905-1979)"; dhe "Kush është autor i këtyre ilahive?".

*Në pjesën e dytë* të librit janë përfshirë katër punime për disa institucione fetare islame, nëpunësit e tyre dhe popullsinë e Opojës, si xhamitë, sibjan mektebet, imamatet e xhematit në Opojë dhe rrethinë në periudhën 1935-1945.

Ndërkaq, *në pjesën e tretë* autori ka përfshirë dy nekrologji për dy personalitete nga të fundmit e brezit të ulemave ixhazetlinj të Opojës, përkatësisht haxhi Hafiz Adnan ef. Rexhepi (1925-2001), hafiz i shquar i Opojës dhe haxhi Salim ef. Rexhepi, ixhazetliu i fundit në Opojë. Disa prej punimeve në këtë përmbledhje i tejkalojnë kufijtë e Opojës dhe bëjnë fjalë edhe për trevat përtej saj dhe sidomos për Prizrenin me rrethinë, Suharekën me rrethinë, krahinën e Gorës etj. Autori është i mendimit se ky fakt i begaton dhe ua shton vlerën këtyre shkrimeve, duke ofruar mundësi për të bërë krahasime dhe për të pasur një pasqyrë më të qartë të Opojës në raport me Prizrenin dhe trevat e tjera përreth. Përmbledhja "Kontribute për historinë e Opojës", nga aspekti i faktografisë, është mbështetur kryesisht në dokumente dhe burime arkivore në gjuhë të ndryshme, të pabotuara, të cilat ruhen në Arkivin e Kosovës, në Arkivin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe ndër posedues privatë. Autori me këtë rast e ka vlerësuar si të rëndësishme për këtë ndërmarrje bashkëpunimin, mirëkuptimin, mbështetjen dhe gatishmërinë e punonjësve të Arkivit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. Libri "Kontribute për historinë e Opojës" i dr. Sadik Mehmetit është pa dyshim ndërmarrja më serioze deri tash e një autori, për të paraqitur para lexuesit momentet më të rëndësishme historike të Opojës, krahinë kjo që ka qenë dhe mbetet një nga zonat më të ngritura në aspektin fetar e kulturor. Autori i këtij libri, historian i mirënjohur dhe punonjës shumëvjeçar në Arkivin e Kosovës ka punuar me shumë kujdes dhe përkushtim për të paraqitur sa më drejt në kompleksitet portretin e kësaj krahine, që i ka përballuar me sukses rrebeshet e historisë. Duke qenë i lindur në njërin nga fshatrat e Opojës, duke jetuar dhe duke vepruar aktivisht, në një periudhë të gjatë kohore, autori ka pasur mundësinë dhe kohën të gërmojë, të studiojë, të shënojë e të theksojë shumë fakte dhe ngjarje, që kanë shërbyer në realizimin e qëllimit të tij. Ky libër ka vlera historike dhe i thirr ndërgjegjes intelektuale, që të gjykojë drejt historinë, traditat, zakonet dhe jetën e një populli, se kështu sendërtojmë vetëdijen tonë brenda realitetit në të cilin jetojmë. Pa kulturën, traditat, kontributet historike të trevës së Opojës, historia jonë do të jetë e mangët, ashtu sikurse jashtë kontekstit të historisë shqiptare, Opoja nuk mund të ekzistojë. Konsideroj që këtë libër duhet ta ketë në dorë çdo i ri i zgjuar, i cili interesohet për historinë e Opojës. Ky libër do t'ia zgjonte kuriozitetin dhe admirimin e së kaluarës së kësaj treve.

Mr. Nashit Ferati

# Globalizimi dhe të vërtetat e reja (2)

Globalizimi / internacionalizimi është identifikuar me një numër prirjesh, shumica prej të cilave mund të jenë zhvilluar që nga Lufta e Dytë Botërore. Këto përfshijnë një lëvizje më të madhe ndërkombëtare të të mirave, të parave, të informatave e të njerëzve, si dhe përfshijnë zhvillimin e teknologjisë, organizatave, të sistemeve juridike e të infrastrukturës që lejojnë dhe mundësojnë një lëvizje të këtillë.

## Globalizimi krahas zhvillimit të përbashkët

Në vazhdim do të përmendim veçoritë kryesore të këtij procesi të manifestuar në jetën ekonomike, kulturore, juridike e teknologjike.

Në nivelin ekonomik globalizimi shfaqet në:

- në një shkallë shumë më të shpejtë sesa rritja e ekonomisë botërore,
- shtimin e rrjedhjes ndërkombëtare të kapitalit përfshirë edhe investimet e jashtme direkte,
- lidhjen e marrëveshjeve ndërkombëtare që kanë shkaktuar krijimin e organizatave si WTO (Organizata Botërore e Tregtisë) dhe të karteleve ekonomike siç është OPEC,
- zhvillimin e sistemeve globale financiare,
- rritjen e rolit të organizatave ndërkombëtare siç janë WTO, WIPO, IMF që merren me transaksione ndërkombëtare,
- shtimin e praktikave ekonomike si outsourcing (përdorimi i burimeve të jashtme) dhe offshoring (zhvendosje e proceseve të biznesit nga një vend në tjetrin) nga korporatat multinacionale...

2. Në nivelin kulturor globalizimi shfaqet në:

- shkëmbimin kulturor gjithnjë më të madh ndërkombëtar,
- përhapjen e multikulturalizmit si dhe pranimin më të mirë individual në shumëllojshmërinë kulturore, për shembull përmes eksportimit të filmave të Hollywoodit e të Bollywoodit.

Megjithëkëtë, kultura e importuar lehtë mund t'ia zërë vendin kulturës lokale duke shkaktuar me këtë rast reduktimin e shumëllojshmërisë përmes hibridizimit ose madje edhe përmes asimilimit. Forma më e spikatur e kësaj është westernizimi (perëndimizimi), mirëpo gjithashtu ndodh edhe sinicizimi ose sinifikimi (asimilimi gjuhësor apo kulturor i termave dhe koncepteve në gjuhën apo kulturën kineze), udhëtimin dhe turizmin gjithnjë më të madh ndërkombëtar, imigrimin më të madh, përfshirë edhe imigrimin ilegal, shtrirjen e prodhimeve të gatshme lokale (p. sh. ushqimit) në vende të tjera (shpesh të adaptuara ndaj kulturës së atyre vendeve), modat (trillet) botërore dhe në kulturat pop(ullore) siç janë Pokemon, Sudoku, Numa Numa, Origami, Seritë idole, YouTube, My Space, Messenger dhe shumë të tjera. Ngjarjet botërore të sportit siç është Kupa Botërore e FIFA-s (Federata Ndërkombëtare e Futbollit) dhe lojërat olimpike, formimin ose zhvillimin e një sërë vlerash universale... nivelin teknik / juridik globalizimi manifestohet në: zhvillimin e një infrastrukture globale për telekomunikim dhe në rrjedhjen më të madhe të të dhënave përtej kufirit, duke përdorë teknologjinë si internetin, satelitët për komunikim, fijet optike të nëndetëseve dhe telefonat celularë, shtimin e numrit të standardeve të zbatuara në shkallë globale, p.sh. ligjet për të drejtat e autorit (copyright laws) dhe patentat,

- iniciativën e shumë avokatëve për themelimin e gjykatave ndërkombëtare për krime lufte dhe lëvizjeve ndërkombëtare për drejtësi, si për shembull kemi ICC - The International Criminal Court (Gjykatën Ndërkombëtare për Krime Lufte) dhe ICJ – The International Court of Justice (Gjykata Ndërkombëtare)...

3. Në nivelin teknik / juridik globalizimi manifestohet në:

- zhvillimin e një infrastrukture globale për telekomunikim dhe në rrjedhjen më të madhe të të dhënave përtej kufirit, duke përdorë teknologjinë si internetin, satelitët për komunikim, fijet optike të nëndetëseve dhe telefonat celularë,
- shtimin e numrit të standardeve të zbatuara në shkallë globale, p.sh. ligjet për të drejtat e autorit

(copyright laws) dhe patentat,

- iniciativën e shumë avokatëve për themelimin e gjykatave ndërkombëtare për krime lufte dhe lëvizjeve ndërkombëtare për drejtësi, si për shembull kemi ICC - The International Criminal Court (Gjykatën Ndërkombëtare për Krime Lufte) dhe ICJ The International Court of Justice (Gjykata Ndërkombëtare)...

Tani ekziston një konsensus global e nëse dëshirojmë që globalizimi të jetë i qëndrueshëm atëherë medoemos të ekzistojnë më tepër fitues dhe shumë më pak humbës, dhe se duhet të posedojmë një koktej të të pasurve dhe të varfëve, është duke u shfaqur një konsensus i ri global që fitimtarët nuk guxojnë të fitojnë në një masë aq dalluese, e as që humbësit guxojnë të humbin në një masë aq dalluese.

## Pro-globalizimi (Globalizimi)

Mbështetësit e 'globalizimit demokratik' herë-herë quhen edhe proglobalistë. Ata konsiderojnë se faza e parë e globalizimit, e cila ka qenë me orientim tregtar, duhet të kompletohet nga një fazë e ngritjes së institucioneve globale politike që do ta përfaqësojnë vullnetin e 'qytetarëve botërorë'. Dallimi prej globalistëve të tjerë është se këta nuk përcaktojnë paraprakisht ndonjë ideologji që do ta drejtonte këtë vullnet, çka i lihet zgjedhjes së lirë të këtyre qytetarëve përmes një procesi demokratik.

## Anti-Globalizimi (Drejtësia Globale)

Kritikët e aspekteve ekonomike të globalizimit e kontestojnë atë se globalizimi është, ashtu sidëshirojnë ithtarët e tij ta kuptojnë, një proces i papërkulur që rrjedh natyrshëm nga nevoja ekonomike të secilit. Kritikët në mënyrë tipike theksojnë se globalizimi është një proces që diktohet nga imperativet e elitës, dhe në mënyrë tipike e diskutojnë mundësinë e institucionev dhe politikave alternative globale, të cilat, besojnë ata, do ta adresojnë kërkesën morale të klasave të varfra e punëtore anekënd globit si dhe shqetësimet për mjedisin në një mënyrë shumë më të drejtë.

## Globalizimi nëditt e sotme dhe sfidat e saja

Koha është për një globalizim të ri që më pak vepron në shërbim të të pasurve, ndërsa shumë më tepër në shërbim të atyre që janë të varfër, koha është që të sigurojmë që zhvillimi të jetë në vetë qendrën e planetit global si qëllimi i ynë themelor.

Pranë të gjitha kërcënimeve dhe aksioneve, qëllimi i të cilëve është obstrukcioni, ne tani duhet të ballafaqohemi me sfidën e globalizimit, a jemi të aftë të ballafaqohemi me atë sfidë ? Plotësisht është e qartë – jo. Mirëpo askush nuk do të na pret që të përgatitemi për atë sfidë, pra e dëshiruam ne atë ose jo, si duket me atë sfidë do të ballafaqohemi.

Globalizimi duhet të interpretohet në mënyrë korrektë, po që se ndonjëherë do të sjell jetë më të mirë për të gjithë njerëzit e botës.




## Konkluzione rreth globalizimit

Globalizimi medoemos të jetë i planifikuar, dhe atë me kujdes të veçantë

Në planifikimin medoemos të inkuadrohen të gjithë, nga të gjitha pjesët e planetit

Ai duhet të jetë për dobinë e të gjithëve dhe duhet të argumentohet se është për dobinë e të gjithëve

Globalizimi nga i cili kanë dobi vetëm një grup njerëzish, ndërsa që rrezikon shumicën – nuk është globalizim, gara permanente me qëllim që të merret e huaja – nuk konsiderohet globalizim

Pra, duhet të zbatohet gradualisht dhe ngadalë, me një angazhim të përkushtuar dhe të orientuar drejt vendeve më pak të zhvilluara të botës

## Doemos duhet mbajtur principet e tregut

Duhet ekzistojë qarkullimi i lirë i kapitalit dhe punës, por jo në dëm të shteteve, produktiviteti botëror duhet të rritet, ndërsa pabarazitë e të gjitha llojeve medoemos të minimizohen.

***Literatura:***

1. *Ali Pajaziti, Fjalor i sociologjisë, Logos-A & UEJL, Shkup, 2009*
2. *Adrian Civici, Globalizimi...Ante Portas, Uet-Press, Tiranë 2009*
3. *Selman Selmanaj Globalizimi dhe Tranzicioni – dilemat dhe sfidat, Rinvest, Prishtin 2006*
4. *Nasir Selimi, Globalizimi Ekonomik, Tetovë 2008*
5. *http://www.scribd.com/*
6. *http://www.el-hikmeh.ne*
7. *http://en.wikipedia.org*

Prof. dr. Adem Zejnullahu

# Një jetë kushtuar fesë e atdheut

Mulla Asllan Murati ishte personalitet i shquar kombëtar dhe fetar, veprimtaria e të cilit me kohë është bërë pjesë e kronikës historike të shqiptarëve të Kosovës përgjithësisht dhe të trevës së Mitrovicës veçanërisht.

Më 4 tetor të këtij viti ndërroi jetë Mulla Asllan Murati, njëri ndër ulematë e dalluar të kohës sonë, i cili tërë jetën ia kushtoi fesë dhe atdheut. Kontributi i tij në aspektin fetar e kombëtar është i madh. Ai përveç detyrave që i kreu si imam i "Xhamisë Isa Beg" (Xhamia e Zallit) në Mitrovicë për shumë dekada me radhë, në saje të angazhimit të tij, kjo xhami u rindërtua me financimin e Komunës "Bajram Paha " të Stambollit, e cila i ka dhënë një pamje të mrekullueshme qytetit në tërësi.

Mulla Asllani edhe në aspektin kombëtar u shqua për një veprimtari të shumëllojshme. Ai mori pjesë me diskutime e kumtesa edhe në shumë tubime, konferenca shkencore dhe simpoziume të ndryshme, në të cilat trajtoheshin çështje të rëndësishme fetare e kombëtare, duke dhënë një kontribut të çmueshëm. Për të gjallë të tij, Hilmi Saraçi njëri ndër publicistët e shquar shkroi monografi për të dhe familjen e tij.

Shkrimi i monografive për personalitete të shquara në fusha të ndryshme të jetës dhe të dijes te ne nuk ka ndonjë traditë të gjatë për arsye të shumta, e në radhë të parë për shkak se është menduar se monografi nuk u duhet shkruar personaliteteve të gjalla, që ende jetojnë dhe veprojnë, por koha e dëshmoi të kundërtën. Monografi u duhet kushtuar dhe botuar edhe të gjallëve, madje është edhe



*Mulla Asllan ef. Murati*

shumë më mirë – ngase këto personalitete për të gjallë të tyre kanë mundësi t'i shohin dhe t'i përjetojnë rezultatet e punës së tyre, se si e sa i vlerësojnë të tjerët. Në këtë mënyrë këto personalitete edhe më tepër nxiten, frymëzohen që të vazhdojnë veprimtarinë e tyre edhe më me ngulm, vullnet, por edhe t'i plotësojnë zbrazëtitë eventuale, në mënyrë që të bëhen edhe më të mirë, shembull për gjeneratat e reja në fushat përkatëse.

Rëndom monografi shkruhen për njerëz të shquar, të cilët kanë dhënë kontribut të rëndësishëm për kombin, atdheun, arsimin, kulturën, shkencën, fenë, apo në ndonjë fushë tjetër të artit. Mulla Asllani shquhet për një veprimtari të suksesshme fetare e atdhetare, por ndihmesën e tij e shtriu edhe në shumë sfera të tjera të rëndësishme. Ai u dallua, në radhë të parë, me angazhim arsimor, kulturor, pastaj në kryerjen e detyrave fetare me përgjegjësi, në institucionet e larta të Kosovës dhe më gjerë, në ndërtimin e xhamisë "Isa Beg" në Mitrovicë, në përkthimin e disa veprave fetare, si dhe në aktivitetet e tjera me peshë shoqërore e politike për popullin tonë.

Mulla Asllani qysh herët ishte përcaktuar të bëhej teolog, duke iu përkushtuar denjësisht misionit të fesë, por asnjëherë nuk e la anash angazhimin e tij shoqëror e kombëtar dhe përkushtimin e madh në atë drejtim, duke pasur gjithmonë

moto jete binomin FE-ATDHE. Pohojmë lirshëm se ky alim, edhe në kohët më të vështira të okupimit të egër serb, s'e ndali veprimtarinë e tij kombëtare e fetare; bile veproi me një intensitet edhe më të shtuar, ndonëse ishte vazhdimisht nën vëzhgim të forcave kriminale serbe, që mezi prisnin ta zinin e ta ndëshkonin.

Të shumta janë aktivitetet e Mulla Asllanit në fusha të ndryshme të jetës e të veprimtarisë shoqërore, të cilat, në saje të punës së tij të palodhshme, i kreu me sukses, qofshin ato të sferës individuale, qofshin shoqërore, kombëtare dhe fetare.

Në vitin 1978, kur Kosova dhe populli shqiptar në një mënyrë frymonte pakëz më lirshëm në shtjellën e quajtur Jugosllavi, falë Kushtetutës së Kosovës të vitit 1974, që u arrit pas shumë sakrificave të popullit tonë, duke kërkuar liri e pavarësi, në Këshillin Ekzekutiv të Kosovës, në saje të disa udhëheqësve shqiptarë, u shtrua nevoja për shënimin e 100-Vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, që kishte një rëndësi të madhe për ndriçimin dhe vlerësimin e ngjarjes madhore në historinë e kombit tonë. Atëbotë, u mor qëndrim që eshtrat e Isa Boletinit, heroit tonë kombëtar, bashkë me ata të luftëtarëve të tij të vrarë në Podgoricë, më 1916, të zhvarroseshin dhe të barteshin në vendlindjen e tij - në Boletin, duke ia ngritur edhe një monument përkujtimor në shenjë nderimi për luftërat që bëri kundër armiqve shekullorë.

Kthimi i eshtrave të Isës dhe ngritja e lapidarit të tij në vendlindje i hidhëroi qarqet politike serbe, të cilat ndikuan që ky vendim të mos realizohet, me gjithë angazhimin e disa politikanëve shqiptarë, në krye me profesor Pajazit Nushin. Bartja e eshtrave, ngritja e lapidarit dhe rindërtimi i kullës së këtij heroi ra sërish në heshtje të thellë dhe nuk u sendërtua.

Zhvillimi i ngjarjeve në harkun kohor 1978-1999, në trojet shqip-

## Të dhëna biobibliografike



Mulla Asllan Murati ka lindur me 12 shkurt 1943 në Zhabar të Poshtëm (Fushë Ibër). Është djali i dytë i Haxhi Ajet Muratit. Ai rrjedh nga familja me traditë atdhetare dhe fetare. Mulla Asllan Murati shkollën fillore e kreu në Zhabar të Poshtëm, ndërsa tetëvjeçarën në shkollën "Avdullah Shabani" në Mitrovicë. Pas tetëvjeçarës filloi për të mësuar shkrim –leximin, në gjuhën arabe (1955) të hoxha i fshatit, myderrizi Mulla Rexhep Bejta, alim i njohur në kohën e vet. Medresen e kreu në vitin 1966 dhe në vitin 1969 caktohet (emërohet) imam "hatib" dhe "vaiz" në Xhaminë e Zallit (tani "Isa Beg") në Mitrovicë . Pas këtij emërimi regjistrohet me korospodencë në Shkollën e Lartë Pedagogjike në Gjakovë –në Degën e Historisë dhe Gjeografisë, ku diplomoi dhe merr titullin e arsimtarit për histori dhe gjeografi. Më vonë regjistrohet edhe në Fakultetin Filologjik-Dega e Oriontalistikës, në gjuhën arabe, turke dhe persiane të cilin e kreu në vitin 1982.

Mulla Asllan Murati përveç detyrës së imamit në xhami të cilën e kreu më tepër se katër dekada e gjysëm, ai kreu edhe detyra të tjera me përgjegjësi në Bashkësinë Islame. Për një mandat katërvjeçar ishte kryeimam në Bashkësinë Islame në Mitrovicë, kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame në këtë qytet.

Në vitin 1982 zgjedhet nënkryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës me seli në Prishtinë. Po në këtë vit zgjedhet edhe antar i Kryesisë Supreme të Jugosllavisë me seli në Sarajevë, me mandat katërvjeçar. Në mandatin e dytë, në vitin 1986 Mulla Asllan Murati zgjidhet nënkryetar i Kuvendit Suprem të Kryesisë Supreme të Bashkësisë Islame për Jugosllavi.

Mulla Asllani njihet edhe si krijues letrar, e sidomos si përkthyes i veprave fetare. Ai përktheu veprën kapitale nga arabishtja me karakter fetar dhe juridik në katër vëllime: "Sahihu-l-Muslim", që për kah rendësia radhitet menjëherë pas "Buhariut".

Vëllimi i parë përfshin hadithet prej 1-570 faqe, kurse vëllimi i dytë përfshin hadithet prej 570- 1155 faqe. Edhe dy vëllimet tjera kanë hadithe sa dy vëllimet e para. Mulla Asllani ka edhe vepra të tjera në dorëshkrim. Njëra ndër to është vepra e përkthyer nga arabishtja "El-Luluu Vel- Merxhan" ("Diamantet dhe Xhevahiret"), e cila ka 1983 hadithe autentike.

Mulla Asllan Murati, siç është thënë edhe më lart është angazhuar në rindertimin e "Xhamisë se Zallit"- "Isa Beg", e cila në prani të strukturave më të larta të Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK) dhe të Turqisë, ministrave të të dyja shteteve, deputetëve nga Turqia, ambasadorëve, përfaqësuesve të pushtetit lokal, hoxhallarëve, e shumë xhematlinjëve, është përuruar më 20. VI. 2014.

Mulla Asllan Murati ishte i devotshëm ndaj Fesë dhe Atdheut, mbetet shembull i rrallë për brezat që vijnë.


*Xhamia e re "Isa Beg" (Xhamia e Zallit)*

tare, u ashpërsua shumë, sidomos në Kosovë. Pas vitit 1981, filluan demonstratat e popullit tonë në mbarë hapësirën shqiptare dhe në diasporë duke kërkuar liri dhe pavarësi. Në këtë periudhë të gjatë kohore çdo vend, rrugë, shesh, prag shtëpie ka biografinë e vet të dhembshme e krenare. Populli, rinia u përlesh me policinë serbe. Shumë të rinj e të reja u rrahën, u burgosën dhe u vranë nëpër vende të ndryshme. Reprezaljet ndaj shqiptarëve u shtuan me të madhe, madje u legalizua dhe gjenocidi shtetëror, që kishte për qëllim shkatërrimin e qenies sonë kombëtare në shumë forma. Kështu, vazhduan përpjekjet, revoltat, sakrificat dhe lufta individuale e grupore kundër kësaj zezone që e katandisi popullin tonë.

Kaluan shumë vite e decenie deri në vitin 1998, kur nga disa atdhedashës shqiptarë u aktualizua sërish çështja e bartjes së eshtrave të këtij heroi kombëtar. Mulla Asllani u angazhua në mënyrë të veçantë për bartjen dhe ndriçimin e eshtrave të Isa Boletinit me luftëtarët e tij për në vendlindje. Ai, me ndihmën e profesor Pajazit Nushit, prof. Latif Berishës, prof. Masar Rizvanollit, prof. Muhamet Shukriut e të tjerëve, në bashkëpunim me përfaqësuesit e Bashkësisë Islame të Malit të Zi, arriti, pas shumë peripecive, që këta eshtra nga Pobërgja e Podgoricës, t'i sjellë në Kosovë, në Mitrovicë, pikërisht në fshatin Zhabar, të cilët ky hoxhë i fshehu dhe ruajti me guxim të pashoq, me besnikëri të madhe deri në kohën e tashme.

Ky teolog i njohur në rrafshin kombëtar zhvilloi gjatë viteve 90 e deri në Luftën e fundit të vitit 1999, edhe një sërë aktivitetesh të tjera të dobishme për kombin e atdheun. Ai pa ndalur gjatë mbajtjes së ligjëratave fetare para besimtarëve islamë – i bënte thirrje popullit që të mos e lëshonin Kosovën, sepse atë e synonte armiku shekullor. Madje, braktisjes së Kosovës i kushtoi edhe poezi.

Mulla Asllani zhvilloi një aktivitet të rëndësishëm edhe në pajtimin e gjaqeve. Ne saje të angazhimit të tij u pajtuan shumë gjaqe e ngatërresa të ndryshme, familjet e armiqësuara. Në këto familje të pajtuara filluan sërish të tymojnë oxhaqet, të përkunden djepat, të përtërihen vatrat, të jehonë kënga e lahuta.

Meritë tjetër e veçantë e Mulla Asllanit në rrafshin kombëtar është angazhimi para dhe gjatë luftës për ta ndihmuar popullin e sidomos Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës në shumë aspekte, veçmas në atë financiar.

Mulla Asllani, me veprimtarinë e tij fetare dhe atdhetare, bashkëpunoi me të gjithë ata intelektualë e ulema të Mitrovicës dhe të rrethinës, por edhe më gjerë, të cilët çështjen e atdheut e kishin parësore, duke ruajtur, avancuar traditën kombëtare, kultivimin e besës, si institucion i lartë kombëtar, virtytet e larta njerëzore, guximin, mençurinë, moralin, respektin, tolerancën ndërmjet etniteteve me besime të ndryshme.

Në fund do thënë se Mulla Asllan Murati ishte personalitet i shquar kombëtar dhe fetar, veprimtaria e të cilit me kohë është bërë pjesë e kronikës historike të shqiptarëve të Kosovës përgjithësisht dhe të trevës së Mitrovicës veçanërisht. Vdekja e tij lë një zbrazëtirë të madhe në jetën tonë fetare, intelektuale, shoqërore e kombëtare. I mbylli sytë njeriu i aksioneve dhe punëve të mira, por ato kemi shpresë të madhe se do të jetojnë në kujtesën e bashkëkohësve dhe të brezave që vijnë.

# Myftiu Tërnava priti kryetarin e Meshihatit në Serbi

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, me 3 tetor 2019, priti në takim kryetarin e Meshihatit të Serbisë, Mevludin Dudiçin, i cili shoqërohej nga dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Novi Pazar, Enver Giciçi.

Myftiu Tërnava, pasi u uroi mirëseardhje në selinë e BIRK-ut, i falënderoi mysafirët për vizitën duke theksuar se janë vëllezër dhe se do të punojnë së bashku për të mirën e besimtarëve të dy vendeve. Ndërsa, Myftiu Dudiç falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen e ngrohtë dhe vëllazërore. Me këtë rast, kryetari Dudiç tha: ”Unë me Prishtinën dhe Kosovën jam emocionalisht i lidhur dhe, kurdo që vij këtu, ndihem si në shtëpinë time, ngase këtu në Prishtinë kam mbaruar shkollën elitare të myslimaneve të Ballkanit – medresenë “Alauddin”.” (R.S).



# Myftiu Tërnava priti ambasadorin e Kuvajtit, z. Fayez Mishari Al Jassem-in

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, më 14 tetor priti në takim ambasadorin e Kuvajtit Fayez Mishari Al Jassem-in. Myftiu Naim ef. Tërnava falënderoi ambasadorin e Kuvajtit për vizitën dhe përbashkëpunimin shumë të mirë të deritanishëm dhe po ashtu çmoi kontributin dhe ndihmën që kanë dhënë qeveria dhe populli kuvajtian për Kosovën. Myftiu Tërnava tha se populli i Kosovës asnjëherë nuk do të harrojë ndihmën e pakursyer të Emirit të Kuvajtit dhe qeverisë së tij e po ashtu edhe ndihmën e pakursyer të popullit të Kuvajtit para, gjatë dhe pas luftës së fundit që kanë bërë për shtetin dhe popullin e Kosovës si në aspektin humanitar ashtu edhe në atë social. Kuvajti mbetet ndër shtet që më së shumti ka ndihmuar Kosovën në përmirësimin e mirëqenies, në ngritjen e infrastrukturës dhe në projekte të ndryshme si dhe në lobimin e Kuvajtit që Kosova të anëtarësohet dhe integrohet në mekanizma rajonalë dhe ata ndërkombëtarë. Nga ana e tij, ambasadori i Kuvajtit Fayez Mishari Al Jassem-i, shprehu falënderime për myftiun Tërnava për mirëpritjen duke potencuar bashkëpunimin shumë të mirë me Kryesinë e BIRK-ut duke nënvizuar se deri më tani kanë pasur një bashkëpunim shumë të mirë dhe të qëndrueshëm, edhe ambasada e edhe qeveria e Kuvajtit janë të interesuara që edhe më të ndihmojnë Kosovën në projekte të ndryshme në të mirë të popullatës së Kosovës. (R.S).



# Myftiu Tërnava ngushëlloi familjen e hoxhës Avdyl Krasniqi

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, me 15 tetor vizituan për ngushëllime familjen e hoxhës Avdyl ef. Krasniqi. Myftiu Tërnava çmoi lart punën dhe kontributin fetar dhe atdhetar të imamit Avdyl ef. Krasniqi. Ai bëri lutje që Zoti ta ketë shpërblyer me xhenet për punën dhe veprën e hoxhës e për shpirt të tij kënduan nga një Fatiha. (B.Z).



# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me 16 tetor mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Ai fillimisht falënderoi anëtarët e Kryesisë për angazhimin dhe aktivitetet që janë duke i bërë në terren. Në këtë mbledhje, anëtarët e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për temë patën Raportin e Komisionit verifikues të Kryesisë për prishjen e një pjese të mishit të kurbanëve 2019, fillimin e vitit shkollor 2019-2020 (medrese dhe FSI), si dhe shqyrtimin e disa lëndëve dhe moren vendime në kompetencë të saj, si dhe diskutuan për çështje të ndryshme. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti në takim Mahmud Najadin

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, me 17 tetor priti në takim drejtorin e Komitetit për Ballkan, Evropë dhe Amerikë, z. Mahmud Najadin, i cili qëndroi për vizitë në Kosovë. Myftiu Tërnava, pasi i



uroi mirëseardhje në selinë e BIRK-ut, e falënderoi z. Najadin, popullin dhe qeverinë e Kuvajtit dhe çmoi lart bashkëpunimin shumë të mirë të deritanishëm me të dhe ndihmën që po japin për ndërtimin e Kosovës dhe theksoi se populli i Kosovës asnjëherë nuk do të harrojë ndihmën e pakursyer të Kuvajtit para, gjatë dhe pas luftës së fundit si në aspektin humanitar ashtu edhe në atë social. Myftiu Tërnava po ashtu theksoi se në koordinim me shoqatën "Ringjallja e Trashëgimisë Islame" nga Kuvajti jemi duke realizuar shumë projekte të përbashkëta dhe se bashkëpunimi do të vazhdojë edhe në të ardhmen.

Nga ana e tij, drejtori i Komitetit për Ballkan, Evropë dhe Amerikë, z. Mahmud Najadi, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe për bashkëpunimin shumë të mirë me Kryesinë e BIRK-ut duke nënvizuar se deri më tani kanë pasur një bashkëpunim shumë të mirë e të qëndrueshëm dhe premtoi se edhe në të ardhmen do ta ndihmojë Kosovën në projekte të ndryshme në të mirë të popullatës së saj. (R.S).

## Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Norvegjisë Jens Erik Grondahl

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, me 21 tetor priti ambasadorin e Norvegjisë z. Jens Erik Grondahl. Myftiu Tërnava i shprehu mirënjohje për përkrahjen që Norvegjia i ka dhënë Kosovës, vlerësoi marrëdhëniet e shkëlqyera që ka Kosova me Norvegjinë dhe falënderoi për përkrahjen që shteti i Norvegjisë i jep Kosovës në të gjithë mekanizmat rajonalë dhe ata ndërkombëtarë.

Ndërkaq, ambasadori Grondahl falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi kontributin e Myftiut dhe të BIRK-ut që po japin në ndërtimin e Kosovës tolerante, ku të gjitha fetë të jetojnë në paqe, harmoni dhe respekt të ndërsjellë. (R.S).



## Myftiu Tërnava priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë z. Nevzat Akin

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me 22 tetor priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë z. Nevzat Akin. Myftiu Tërnava fillimisht i dëshiroi mirë-



seardhje z. Akin dhe më pas e falënderoi për vizitën duke potencuar marrëdhëniet dhe koordinimin shumë të mirë që ka me vendin mik të Turqisë.

Në këtë vazhdë, ai theksoi bashkëpunimin shumë të mirë që ka me Diyanetin dhe qeverinë e Turqisë dhe shprehu dëshirën që edhe më tej të vazhdojnë të kontribuojnë në Kosovës, si në aspektin e restaurimit të shumë objekteve fetare e kulturore nga ana e Turqisë ashtu edhe në përpjekjet e vazhdueshme që Kosova të integrohet në rajon dhe në mekanizma ndërkombëtarë.

Nga ana e tij, atasheu Nevzat Akin falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen duke shprehur bindjen dhe gatishmërinë që edhe më shumë të intensifikohet bashkëpunimi me institucionin e Bashkësinë Islame të Kosovës, duke çmuar kontributin dhe përpjekjet e Myftiut Tërnava që Kosova të jetë një vend i qetë ku pjesëtarët e të gjitha feve të jetojnë në paqe dhe siguri. (R.S).

## Myftiu Tërnava priti në takim mualimet e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me 22 tetor, takoi mualimet e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Në këtë takim mori pjesë atasheu për çështje fetare në ambasadën e Turqisë z. Nevzat Akin, kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe udhëheqësja e Departamentit të Gruas, znj. Vaxhide Bunjaku. Myftiu Tërnava falënderoi mualimet për kontributin që po japin për ngritjen dhe për vetëdijesimin e grave qoftë me ligjërata, tubime e takime të tjera që zhvillojnë, duke e parë si vlerë dhe sukses angazhimin e tyre për të gjithë ne.




Kryeimami Bajgora shprehu mirënjohje për punën dhe për angazhimin e Departamentit të Gruas dhe të mualimeve që po e mbajnë të freskët këtë departament, si me ligjërata, ashtu edhe me organizime të tjera fetare.

Po ashtu fjalë përshëndetëse dhe falënderuese mbajti edhe atasheu për çështje fetare në ambasadën e Turqisë z. Nevzat Akin, i cili falënderoi mualimet dhe çmoi angazhimin e tyre në terren duke premtuar se mbështetja nga Turqia nuk do të mungojë as në të ardhmen. (R.S.)

## Fushata ”Ta pastrojmë Kosovën!”

Me 21.09.2019 në kuadër të fushatës ”Ta pastrojmë Kosovën!”, Departamenti i Gruas i Këshillit të Bashkësisë Islame të Obiliqit i është bashkuar fushatës globale “Dita e pastrimit të botës-2019”, duke pastruar ambientin dhe duke larguar mbeturinat në fshatin Mazgit-komuna e Obiliqit.

Pjesëmarrjen në këso aktivitete e kurajon feja jonë. Feja jonë e pastër na mëson që ta mbajmë pastër mjedisin ku jetojmë, është obligim i myslimanit, që duhet respektuar në çdo ditë të vitit, pra duhet ta mirëmbajmë, ta kontrollojmë, ta pastrojmë dhe ta largojmë çdo pengesë që na pengon ne dhe të tjerët. Nga veçoritë e kësaj feje të pastër është se Zoti xh.sh njeriut ia ka plotësuar të gjita nevojat në jetën e kësaj bote dhe na ka porositur që të mos bëjmë çrregullime në tokë. Pejgamberi a.s. duke i nxitur njerëzit që ta mirëmbajnë ambientin, ka treguar: ”Besimi është shtatëdhjetë e sa degë, më e vlefshmja është fjala: Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, kurse më e ulëta është të larguarit nga rruga e asaj që i mundon kalimtarët.” (M.Goga)



# Drejtori Simnica vizitoi Konsullatën në Frankfurt

Ekrem ef. Simnica, drejtor për Diasporën në Bashkësisë Islame të Kosovës, i shoqëruar nga Imami i Qendrës Kulturore Islame në Frankfurt z. Ahmed ef. Kajoshaj, kryetari i Unionit të Qendrave Shqiptare në Gjermani z. Mensur Halili, drejtori i Sektorit për Diasporën në kuadër të BFI –së së RMV-së. Z. Selver Xhemaili si dhe Evzi Memeti, me 23.09.2019, realizoi vizitën e tij zyrtare në Konsullatën e Republikës së Kosovës në Frankfurt-Gjermani, ku u prit nga z. Fidan Ibrahimi - udhëheqës i Konsullatës, i cili, pas urimit të mirëseardhjes, bisedën e shtroi rreth koordinimit mes qendrave shqiptare me Konsullatën, si dhe koordinimit të punëve me qendrat shqiptare dhe kontrollimit e mbarëvajtjes së tyre.



Drejtori Simnica uroi dhe falënderoi z. Ibrahimin për pritjen shumë të ngrohtë, duke ia përcjellë përshëndetjet e Bashkësisë Islame të Kosovës, të Myftiut Tërnava dhe e përgëzoi për punën dhe koordinimin që bën me qendrat shqiptare islame në Gjermani, si dhe për bashkëpunimin me Bashkësinë Islame të Kosovës, i deshiroi shëndet, suksese e mbarësi në punën e tij të palodhshme në Konsullatë. (E.S.)

# Bereqeti dhuroi1500 çanta dhe pajisje shkollore për nxënësit

Shoqata humanitare "Bereqeti", deri më 2 tetor, ka shpërndarë 1500 çanta shkollore me pajisje të tjera shkollore në 11 komuna të Kosovës. Me rastin e fillimit të vitit të ri shkollor, drejtori i Bereqetit, Behxhet ef. Ajvazi, uroi të gjithë mësuesit dhe nxënësit për fillimin e vitit të ri shkollor, duke lutur Zotin që t'u ndihmojë dhe t'u japë mbarësi në këtë rrugë të shenjtë. Një ndër komunat që janë shpërndarë këto çanta dhe pajisjeje shkollore është edhe Ferizaj. Koordinatori i Bereqetit në Këshillin e Bashkësisë Islame të Ferizajt Naim Rexhepi tha se edhe sot kanë shpërndarë dhurata për nxënësit e pesë shkollave të fshatrave Nerodime e Ulët, Jezerc, Manastircë, Pleshinë dhe Zaskok. Në emër të shkollave këto materiale u pranuan nga vetë drejtorët e shkollave përkatëse. Shoqata humanitare "Bereqeti", dhuroi çanta dhe pajisje të tjera përcjellëse, ngjyra, lapsa, fletore, dhurata,veshmbathje etj. për nxënësit e shkollave ShFMUL 'Kostandin Kristoforidhi '– Nerodime e Ulët – drejtor Muhamet Murati, ShFMUL 'Skënderbeu' – Jezerc – drejtor Burim Ugzmajli, ShFMUL 'Dëshmorët e Lirisë' – Manastircë – drejtor Enver Kashtanjeva, ShFMUL 'Pesë dëshmorët e UÇK-së' – Pleshinë – drejtor Bujar Shatrolli, ShFMUL 'Naim Frashëri' – Zaskok – drejtor Ismet Çerkini. Nxënësit dhe drejtuesit e shkollave falenderuan shoqatën humanitare "Bereqeti", e cila vazhdimisht po ndihmon nxënësit me çanta dhe pajisje shkollore.



## Shoqata Bereqeti shpërndau çanta për fëmijët e komunës së Prishtinës

Në vazhdën e aktiviteteve për nder të fillimit të vitit të ri shkollor, me 2 tetor shoqata Humanitare bamirëse "Bereqeti", e cila vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, shpërndau çanta me materiale shkollore për fëmijët e disa shkollave në komunën e Prishtinës. Koordinatori i kësaj shoqate për komunën e Prishtinës, Nexhmi ef. Hoxha, tregoi se shoqata "Bereqeti" për nder të fillimit të vitit të ri shkollor, ka bërë shpërndarjen e 1500 çantave me material shkollor për gjithë terriorin e Kosovës, ndërsa ne sot po shpërndajmë 150 çanta në shkollat Hilmi Rakovica, Anton Zako Çajupi në Bardhosh, si dhe shkollën Nexhmi Mustafa në Besi, me paralelet e saj në Prugovc, Rimanishtë dhe Lebanë. Ai falënderoi Emiratet e Bashkuara Arabe, të cilët kanë ndihmuar me këtë donacion në mënyrë që fëmijët mos ta ndiejnë mungesën e gjërave elementare për vijimin e mësimit. Zëvendësdrejtoresha e shkollës fillore Hilmi Rakovica, znj. Zyla Osmani, falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës, më konkretisht shoqatën Bereqeti për këto dhurata që sot ua kanë bërë nxënësve, si dhe për ndihmat dhe bashkëpunimin e vazhdueshëm që kanë. Edhe fëmijët të gëzuar shprehën falënderimet më të sinqerta për këto dhurata që sot i kanë marrë. (B.Z)



## Mbahet konferenca ndërkombëtare "Edukimi joformal islam në gjuhën shqipe"

Në Podgoricë, nga data 12-13 tetor është mbajtur konferenca ndërkombëtare me temë: "Edukimi joformal islam në gjuhën shqipe", organizuar nga Instituti Ndërkombëtar i Mendimit Islam (IIIT), Qendra për Studime të Avancuara (CNS), Medreseja "Mehmed Fatih" dhe nga Instituti Shqiptar i Mendimit Islam dhe Center for Cross Cultural Understanding (Horizonti).

Në këtë Konferencë mori pjesë edhe Fakulteti i Studimeve Islame, i kryesuar nga dekani i FSI-së, prof, dr. Fahrush Rexhepi me disa profesorë. Në të referuan 25 akademikë, profesorë universitetesh e medresesh dhe intelektualë që kanë kontribute të njohura në fushën e arsimit islam. Qëllimi i saj është konsolidimi i infrastrukturës dhe kurrikulave të nevojshme për arsimimin islam të brezave të rinj. Konferenca u hap me fjalët përshëndetëse nga Rifat Fejziç, Reis i Bashkësisë Islame të Malit të Zi; dr. Ardian Muhaj, drejtor i AIITC dhe prof. dr. Ahmet Alibašić, drejtor i Qendrës për Studime të Avancuara, Sarajevë. "Koordinimi i mësimit islam joformal me mësimet në shkollat publike" ishte tema e referatit kryesor mbajtur nga prof. dr. Ramiz Zekaj, drejtor i Institutit të Edukimit, Trashëgimisë dhe Turizmit, Tiranë.



Referuesit në kumtesat e prezantuara me cilësi e qartësi, vunë theksin në rëndësinë e përmirësimit të teksteve mësimore të edukimit islam, dhe në nevojën e sigurimit të infrastrukturës së përshtatshme për veprimtarinë akademike e arsimore islame në një shtrirje gjeografike

gjithëpërfshirëse, nga Presheva, Kosova, Maqedonia e Veriut, Mali i Zi dhe Shqipëria. Gjatë referateve u paraqitën edhe propozime konkrete.

Mund të veçojmë idenë e krijimit të shkollave fetare alternative, të ndara në 4 cikle, ku fëmijëve do t'u ofroheshin dije rreth Islamit, sipas moshave dhe stadit të zhvillimit. Po kështu, u vlerësua shfrytëzimi i xhamive për realizimin e kurseve të mësim-besimit, si dhe u propozuan mënyrat e pasurimit të programeve të edukatës islame me veprimtari social-kulturore e humanitare, si një mënyrë e mirë për ndërgjegjësimin e brezave të rinj rreth mesazheve universale të fesë islame.

Në seancën përmbyllëse u bë një përmbledhje e rezultateve të kësaj konference dyditore. Gjithashtu u arrit në përfundime dhe sugjerime të cilat pritet të bëhen realitet në të ardhmen, gjë që kërkon bashkëpunim të ngushtë mes institucioneve që kujdesen për veprimtarinë akademike e arsimore islame, në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Mal të Zi e Preshevë. (R.S)

## Bereqeti ndihmon shoqatën e të burgosurve politikë

Shoqata humanitare "Bereqeti", në vazhdën e aktiviteteve të saj, me 15 tetor ndihmoi me pako ushqimore Shoqatën e të Burgosurve Politikë, dega Prishtinë. Me këtë rast, kryetari i Shoqatës së të Burgosurve Politikë, dega në Prishtinë, Hamdi Gërvalla, falënderoi shoqatën humanitare "Bereqeti" për ndihmën e ofruar për ta dhe për ndihmën e madhe që po jep në shoqëri duke ua lehtësuar kategorive të ndryshme të shoqërisë. Drejtori i Bereqetit, Behxhet ef.Ajvazi, tha se ndihma e shoqatës humanitare "Bereqeti" do të vazhdojë edhe në të ardhmen. (R.S).



## Shoqata Bereqeti shpërndau çanta me materiale shkollore për fëmijët e komunës së Pejës

Në vazhdën e aktiviteteve shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti", dega në Pejë, e cila vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, me 16 tetor shpërndau 150 çanta me materiale shkollore për nxënësit e disa shkollave të Pejës. Ermir Gega nga dega e Bereqetit në Pejë tha se me këto shpërndarje dhe ndihmat e tjera që po ofrojmë po mundohen të jenë më afër tyre dhe t'ua lehtësojnë gjendejt e tyre.

Shkollat që përfituan çanta me paisje të tjera mësimore, janë:

1. Sh.F.M.U "Smajl Hajdaraj" Pejë
2. Sh.F.M.U "Ali Kelmendi" Nabergjan Pejë
3. Sh.F.M.U "Skenderbeu" Treboviq Pejë
4. Sh.F.M.U "Rilindja" Trestenik Pejë
5. Sh.F.M.U "Rilindja" Lutogllave Pejë
6. Sh.F.M.U "Lidhja e Prizrenit" Pejë. (R.S).



# Shoqata Bereqeti ndihmon Qendrën e Mjekësisë familjare në Ferizaj

Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti", në vazhdën e aktiviteteve të saj, po ndihmon jo vetëm kategoritë sociale, por edhe institucionet. Naim ef. Rexhepi koordinator i shoqatës humanitare Bamirëse "Bereqeti", dega Ferizaj, u shpreh i lumtur që me 17 tetor po ndihmonin Qendrën e Mjekësisë Familjare numër 2 në Ferizaj me mbulesa dhe çarçafë të nevojshëm për pacientë të kësaj qendre. Ai tha se Bereqeti tashmë është bërë adresa nëpërmjet së cilës bamirësit ndihmojnë kategoritë e ndryshme sociale. Ai po ashtu theksoi se, megjithatë, nevojat e qytetarëve mbeten të shumta. (R.S).




# Në të gjitha xhamitë e Kosovës u mbajt hytbe kushtuar dukurisë së trafikimit të qenieve njerëzore dhe dukurisë së lypjes

Me rekomandim të kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava, me 18 tetor në të gjitha xhamitë e Kosovës u mbajt hytbe e përbashkët. Tema e kësaj hytbeje ishte "Dukuria e trafikimit të qenieve njerëzore dhe dukuria e lypjes si forma të shkeljes së të drejtave dhe dinjitetit njerëzor". Kjo hytbe ka ardhur si rezultat i bashkëpunimit mes Bashkësisë Islame dhe Ministrisë së Punëve të Brendshme gjegjësisht Sektorit Qendror të Hetimeve, Drejtoria për Hetimin e Trafikimit me Njerëz-DKKO të POlicisë së Kosovës.



Në mes të tjerash në këtë hytbe u tha: "Ndër dukuritë negative nga të cilat është prekur shoqëria jonë, janë edhe trafikimi i vajzave për qëllime prostitucioni dhe lypja në rrugë, gjegjësisht shfrytëzimi i njerëzve dhe detyrimi i tyre për të lypur në rrugë. Ato nga viti në vit sa vijnë e bëhen me shqetësuese. Statistikat tregojnë për rritjen e tyre. Më e keqja qëndron në atë se të përfshirë në këto dukuri, veçmas në këtë të lypjes në rrugë, janë edhe prindërit.

Së këndejmi, ne, si institucione fetare, me përgjegjësinë që kemi para Allahut, pastaj para njerëzve, si dhe në bashkëpunim me institucionet relevante të vendit tonë, kemi trajtuar dhe trajtojmë në vazhdimësi në xhamitë tona dukuri të cilat na rrezikojnë të gjithë. Këtë të xhuma, duke marrë shkas edhe Ditën Evropiane Kundër Trafikimit të Njerëzve (18 tetor 2019) që ka rastisur të jetë sot, kemi pranuar me kënaqësi t'i përgjigjemi thirrjes për bashkëpunim dhe t'u bashkëngjitemi kampanjave që luftojnë këto dukuri. Ruajtja e nderit dhe e dinjitetit njerëzor është kërkesë hyjnore. Si krijesë e dalluar nga Zoti (El Isra: 70), njeriu duhet të trajtohet ndershëm dhe me sjellje të lartë. Këtu mbase qëndron arsyeja pse Islami i ka vënë vetes për mision realizimin e pesë objektivave kryesorë në jetën e njeriut, një ndër të cilët është dhe ruajtja e nderit. Në anën tjetër, cenimin e këtij objektivi e ka konsideruar

njërin ndër mëkatet më të mëdha. Prostitucioni është mëkat që nuk rrezikon vetëm moralin, por edhe besimin. Allahu në Kuran na urdhëron që të shmangim çdo rrugë që mund të na çojë te prostitucioni: «Dhe mos iu afroni imoralitetit (zinasë), sepse vërtet ai është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe." [El Isra: 32]

Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ndodh që njeriu të bëjë prostitucion e gjatë asaj kohe të jetë besimtar…" [Buhariu]

Në këtë kërcënim nuk hyjnë vetëm ata që ushtrojnë praktikisht këtë vepër të fëlliqur, por edhe gjithë të tjerët që në një formë ose tjetër i kontribuojnë asaj. Le ta dinë se të tillët, nëse mund t'u shpëtojnë dënimeve të ligjit në këtë botë, në botën tjetër nuk kanë për t'i shpëtuar dënimit.

"Ata që dëshirojnë që te besimtarët të përhapet imoraliteti, ata i pret dënimi i dhembshëm në këtë dhe në botën tjetër. Allahu di (të fshehtat) e ju nuk i dini." [En Nur; 19]

Si do të ndiheshin këta njerëz nëse e shfrytëzuara për prostitucion do të ishte nëna, gruaja, vajza apo motra e tij?! Në një hadith qëndron se një djalosh kishte kërkuar leje nga Pejgamberi a.s., që të ushtronte marrëdhënie të paligjshme me vajza të huaja. Pejgamberi a.s. iu drejtua: A pranon që dikush ta bëjë këtë me nënën tënde?- e pyeti. Jo – iu përgjigj. As njerëzit nuk duan që dikush t'ua çnderojë nënat –ia ktheu Pejgamberi a.s. Pastaj e pyeti nëse pranonte një gjë të tillë për vajzën, gruan, hallën dhe tezen e tij, dhe në të gjitha rastet përgjigjja ishte negative. Kështu, nëse nuk do që të tjerët ta çnderojnë nënën, vajzën, motrën, hallën, tezen, as ti mos ua çndero atyre ato." [Transmeton Ahmedi]

Dukuria tjetër që rrënon nderin dhe karakterin është ajo e lypjes. Ne jemi dëshmitarë se si kjo dukuri kohëve të fundit është shndërruar në biznes. Njerëz me qëllime të ulëta shfrytëzojnë të tjerët, djem e vajza, të vjetër e të rinj, e madje edhe fëmijë, që të lypin. Lypja është njollë në karakterin e njeriut, veçmas të besimtarit. Allahu duke i përshkruar besimtarët e sinqertë na tregon se janë aq shumë të përmbajtur nga lypja me gjithë varfërinë që kanë saqë, dikush që nuk i njeh, mund t'i llogarisë pasanikë (El Bekare: 273). Kjo për shkak se lypja shkatërron krenarinë dhe dinjitetin. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Lypësi vazhdon së lypuri derisa të dalë para Allahut në Ditën e Llogarisë kur do të mbetet pa asnjë copë mishi në fytyrë." [Buhariu]. Imam Neveviu ka shpjeguar se "mbetja e fytyrës pa mish" interpretohet si humbje e nderit dhe krenarisë, si poshtërim dhe përbuzje, derisa ka cituar edhe dijetarë të tjerët, të cilët interpretimin e bëjnë tekstualisht duke thënë se, përderisa e ka shitur fytyrën, pra nderin dhe krenarinë dhe ka pranuar ta shtrijë dorën pa pasur nevojë, në këtë botë, atëherë në botën tjetër dënimin do ta ketë sipas llojit të veprës. Më saktë, ringjallet para Zotit ndërsa fytyrën e ka të zhveshur nga mishi. E tëra kjo si dënim për veprën e shëmtuar që ka bërë.

Në përfundim të kësaj hytbeje, duam të jua themi dy porosi të vlefshme për luftimin e dukurisë së lypjes:

1) Të kemi kujdes për edukimin e fëmijëve ne si prindër, pasi që, siç tregojnë të dhënat që kanë organet e sigurisë, për shumë raste të lypjes në rrugë, fajtorë po gjenden edhe vetë prindërit.

2) Siç po na porositin intitucionet e sigurisë që lypsarëve mobilë të mos u japim para, le t'u japim për të ngrënë e për të pirë e për t'u veshur, por jo para, sepse këto përfundojnë në xhepat e trafikantëve." (R.S).

## U mbajt provimi vlerësues i hifzit

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me 19 tetor në ambientet e këtij institucioni për herë të parë u mbajt provimi vlerësues i hifzit, me qëllim të licencimit të hafëzve. Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, njëherësh kryetar i komisionit vlerësues, fillimisht përgëzoi dhe uroi kandidatët të cilët kanë arritur që në zemrat e tyre ta kenë librin e Allahut, Kuranin famlartë.

"Sot jemi këtu së bashku me kolegët tanë, që të vlerësojmë arritjen tuaj, atë të mësimit të Kuranit. Pejgamberi a.s. në një hadith ka thënë: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve", andaj përgëzime për gjithë ju që keni arritur ta keni në zemrat dhe mendjet tuaja librin e Allahut, Kuranin. Kjo nuk do të jetë e vetmja garë vlerësuese, por me lejen e Allahut shpresojmë që të vazhdojë edhe në të ardhmen, ngase Kosova ka nevojë ta rikthejë lavdinë e dikurshme kur kemi pa-



sur mbi 1000 hafëz. Lusim Zotin që kjo ditë të vijë sa më shpejt, kur në të gjitha komunat të kemi djem dhe vajza që zënë Kuranin përmendsh," – tha ndër të tjerash kryeimami Bajgora.

Provimit të hifzit iu nënshtruan nëntë kandidatë para komisionit, i cili përbëhej nga kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, kryetar i komisionit, hafëz Safet ef. Hoxha, profesor në Fakultetin e Studimeve Islame, anëtar, si dhe hafëz Etem Alanka, nga Dijaneti i Republikës së Turqisë, anëtar. (B.Z).

## Shoqata Bereqeti u shpërndau 95 çanta me materiale shkollore fëmijëve të komunës së Gjakovës

Në vazhdën e aktiviteteve të saj, shoqata humanitare "Bereqeti", dega Gjakovë, e cila vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, me 21 tetor shpërndau 45 çanta me materiale shkollore për nxënësit e disa shkollave të Gjakovës. Abdurrahman Bejtullahu nga dega e Bereqetit në Gjakovë tha se me këto shpërndarje dhe ndihma të tjera që po ofrojnë po mundohen të jenë më afër nxënësve të varfër dhe që t'ua lehtësojnë kushtet e shkollimit. Me këtë rast, drejtori i shkollës "Zekeria Rexha", z. Pleurat Rudi shprehu falënderime për shoqatën humanitare "Bereqeti" për ndihmën që e vlerësoi shumë domethënëse për nxënësit. (R.S).



## Filloi aksioni "Libri më afër lexuesit"

Me nismën e Drejtorisë për Kulturë e Veprimtari Botuese, Kryesia e BIK që nga 23 tetori ka filluar realizimin e aksionit "Libri më afër lexuesit" dhe me këtë rast kanë vizituar bibliotekën "Azem Shkreli" në Pejë, së cilës i kanë dhuruar literaturën e botuar nga Kryesia e BIK-ut, respektivisht shtëpia botuese "Dituria Islame".

Në emër të Kryesisë së BIK-ut, literaturën bibliotekës "Azem Shkreli" ia dorëzuan Ramadan Shkodra, drejtor për Kulturë e Veprimtari Botuese dhe Agim Gashi përgjegjës për literaturë, të cilët u shoqëruan nga kryetari i Këshillit të BI-së së Pejës, Musli ef. Arifaj. Këta u pritën nga shefi i sektorit të kulturës në Drejtorinë për Kulturë, Rini dhe Sport në Pejë, z. Aver Husaj dhe drejtoresha e bibliotkeës "Azem Shkreli" , znj. Shengyl Klemendi, të cilët falënderuan zyrtarët e Kryesisë së BIK-ut për fondin e librave të dhuruara.

Bibliotekës "Azem Shkeli" iu dhuruan 109 tituj me 340 kopje të fushave të ndyshme si teologji, gjuhësi, histori, kulturë, letërsi etj.

Aksioni "Libri më afër lexuesit" do të vazhdojë edhe në bibliotekat e tjera në qendrat kryesore të vendit dhe në bibliotekat qendrore të trojeve shqiptare. (R.Sh.)



## Sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut, prof. Ahmet ef. Sadriu, takoi imamët boshnjakë, nga Prizreni dhe Dragashi

Sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut, prof. Ahmet ef. Sadriu, i shoqëruar nga nd.sekretari, Rexhep ef. Luma, me 29 tetor takoi imamët boshnjakë, nga Prizreni dhe Dragashi. Temë kryesore e takimit ishte përgatitja dhe botimi i Takvimit për vitin 2020 në gjuhën boshnjake. Ahmet ef. Sadriu, në cilësinë e kryeredaktorit të Takvimit, kërkoi nga imamët bashkëpunim profesional, për ta realizuar takvimin boshnjakisht, e që ka filluar të botohet, tash e disa vite më parë, si një kontribut i Kryesisë së BIRK-ut, për komunitetin boshnjak të Kosovës. Imamët nga komuniteti boshnjakë e vlerësuan si të nevojshme vazhdimësinë e nxjerrjes së Takvimit edhe për vitin 2020, duke thënë se ky hap, ka qenë i mirëpritur në vitet e kaluara. Gjatë takimit, të pranishmit dhanë ide të ndryshme. Po ashtu, u bë edhe përzgjedhja e këshillit të ri redaktues, i cili do të kujdeset për organizimin sa më të mirë të takvimit. Gjatë takimit, u biseduan edhe për tema të ndryshme institucionale e organizative. (R.S).




## Botimet e Kryesisë së BIK edhe për bibliotekën “Ibrahim Rugova” në Gjakovë

Në kuadër të aksionit “Libri më afër lexuesit”, me datë 30 tetor 2019, drejtori për Kulturë dhe Veprimtari Botuese të BIK, z. Ramadan Shkodra dhe zëvendëskryeimami, Fatmir ef. Iljazi, të shoqëruar edhe nga kryetari i Këshillit të BI-së së Gjakovës, Ahmet ef. Hoxha, vizituan bibliotekën “Ibrahim Rugova” në Gjakovë, ku u pritën nga drejtori i bibliotekës, z. Engjëll Berisha. Drejtori i bibliotekës i njohu zyrtarët e Kryesisë së BIK me historikun, fondin, librat, të arriturat dhe sfidat me të cilat përballet biblioteka “Ibrahim Rugova” në Gjakovë. Ndërsa, drejtori për Kulturë e Veprimtari Botuese në Kryesinë e BIK, e njohu nikoqirin me historikun e veprimtarisë botuese në kuadër të BIK-ut, si dhe me qëllimin e aksionit “Libri më afër lexuesit”.

Përfaqësuesit e BIK-ut i dhuruan bibliotekës “Ibrahim Rugova” botimet e Kryesisë së BIK-ut, respektivisht të shtëpisë botuese “Dituria Islame” prej 113 tituj në 337 kopje të fushave e disiplinave të ndryshme.

Aksioni “Libri më afër lexuesit” do të vazhdojë ditëve në vazhdim edhe në qendrat e tjera në Kosovës dhe në viset e tjera shqiptare. (R.Sh.)



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame"

Me 31.10.2019 u mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame", në të cilën u analizuan numrat 344/5 dhe 346. Mbledhjen e hapi kryeredaktori i revistës dr. Ajni Sinani, i cili fillimisht uroi anëtarët e redaksisë për punën dhe angazhimin që po bëjnë duke theksuar se edhe më duhen shtuar angazhimi dhe përkushtimi ndaj artikujve që revista "Dituria islame" të dalë sa më mirë dhe sa më profesionale.

Nga ana tjetër, anëtarët e redaksisë gjatë kësaj mbledhjeje shfaqën mendimet, sugjerimet, si dhe propozimet e tyre që kjo revistë të begatohet edhe më shumë dhe të vazhdojë me prirjet bashkëkohore të zhvillimit dhe të komunikimit sa më mirë me opinionin. (R.S.)




# Vdiq mulla Asllan Murati

## Të Zotit jemi dhe tek Ai do të kthehemi!

Më 3 tetor në moshën 76-vjeçare, ka ndërruar jetë hoxha Asllan ef. Murati nga Mitrovica. Asllan Murati, lindi më 12 shkurt 1943 në fshatin Zhabar i Poshtëm, komuna e Mitrovicës. Rrjedh nga një familje me tradita atdhetare, kombëtare e fetare e arsimdashëse. Shkollën fillore e përfundoi në Zhabar, kurse tetëvjeçaren në Mitrovicë. Duke qenë se ishte i interesuar për mësimet në gjuhën arabe, ai mësoi te hoxha i fshatit shkrim- leximin arab.

Për shkak të situatës politike dhe ndalimit me ligj të mësimit fetar në atë kohë, pra në vitet '50 të shekullit XX, ndërpreu mësimet, për t'i vazhduar pastaj në Mitrovicë, ku mësoi gramatikën, sintaksën arabe, komentin e Kuranit, apologjetikën, Ilmi Kelamin, jurisprudencën islame, etj. Në vitin 1966 u regjistrua në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë, ku mësimi zgjaste pesë vjet dhe e kreu me sukses, duke vijuar pastaj mësimet me korrespodencë. Pas kryerjes së shërbimit ushtarak, në vitin 1969 emërohet imam dhe ligjërues në xhaminë qendrore (Xhamia e Zallit) në Mitrovicë. Megjithatë,



ai asnjëherë nuk e ndali interesimin për thellimin dhe zgjerimin e njohurive në shkollë. U regjistrua menjëherë në Shkollën e Lartë Pedagogjike në Gjakovë, dega histori-gjeografi, ku e kreu me sukses dhe mori titullin arsimtar i lëndëve histori e gjeografi. Nuk u ndal me kaq, menjëherë regjistrohet në Fakultetin Filologjik në Prishtinë, katedra e orientalistikës, ku mësoheshin, përveç të tjerash, edhe gjuhët arabe, turke dhe perse. Në afatin optimal diplomoi dhe mori titullin profesor i këtyre lëmenjve. Si personalitet i edukuar dhe i shkolluar, me tipare intelektuale e kombëtare më se 46 vjet punoi dhe shërbeu si imam e ligjërues në Xhaminë e Zallit në Mitrovicë. Gjatë kësaj kohe dha kontribut të çmuar në aspektin kombëtar, fetar, edukativ etj. Asllan Murati, përveç profesionit të imamit, gjatë jetës së tij kreu edhe disa detyra me përgjegjësi në Bashkësinë Islame të Mitrovicës.

**Varrimi i tij**

Në varrezat e fshatit Zhabar të Mitrovicës, me pjesëmarrjen e shumë qytetarëve u varros imami i shquar, Asllan ef. Murati. Në ceremoninë e varrimit morën pjesë Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, kryetari i Komunës së Mitrovicës, Agim Bahtiri, përfaqësuesi nga Komuna e Bajram Pashës, hoxha Haki Vatansever, prof. Mehmet Rukiqi, familjarë, hoxhallarë, profesorë, si dhe shumë qytetarë nga të gjitha viset e Kosovës dhe më gjerë.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava, vlerësoi lart punën dhe kontribu-

tin fetar dhe kombëtar të hoxhës së nderuar. "Bashkësia Islame e Kosovës krenohet me kontributin e hoxhës Asllan ef. Murati, si dhe me kontributin e gjithë hoxhallarëve. Asllan ef. Murati dha një ndihmë të madhe edhe gjatë kohës së luftës së fundit, duke ndihmuar ushtarët e lirisë, andaj sot kur po ndahemi fizikisht nga hoxha ynë, ne lusim Zotin e Madhëruar që hoxhën e nderuar ta gradojë me Xhenetin Firdevs, dhe që shpirti i tij të bashkohet me shpirtrat e pejgamberëve dhe dëshmorëve", tha ndër tjerash Myftiu Tërnava.

Para të pranishmëve, një biografi të imamit Asllan ef. Murati, e lexoi kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Mitrovicës, Irfan ef. Krasniqi, në të cilën veçoi angazhimin e tij në mësimdhënie.

Në fjalën e tij, kryetari i Komunës së Mitrovicës, Agim Bahtiri, përmendi një kontribut të jashtëzakonshëm të imamit Asllani e që ka qenë sjellja dhe ruajtja e eshtrave të heroit Isa Boletini.

Për bashkëpunimin akademik të hoxhës Asllan ef. Murati me historianë dhe profesorë të fushave të ndryshme, foli bashkëpunëtori i tij, prof. Mehmet Rukiqi. Hoxha Haki Vatansever në fjalën e tij tha se, Mulla Asllan ef. Murati ishte i pari që bëri binjakëzimin e komunave, pra Komunës së Mitrovicës dhe asaj të Bajram Pashës së Turqisë, andaj për shpirt të tij, sot nxënësit e medreseve të Bajram Pashës i kanë kënduar shtatë hatme për shpirtin e tij.

Në emër të familjes, foli vëllai i hoxhës, Isak Murati, i cili falënderoi të gjithë pjesëmarrësit në varrimin e hoxhës Asllan ef. Murati. Namazit të xhenazes i priu Myftiu Naim ef. Tërnava, ndërsa duanë e namazit e bëri kryeimami i Këshillit të Mitrovicës, Rexhep ef. Lushta. (B.Z.)



## Ka ndërruar jetë imami i shquar Avdyl ef. Krasniqi
## Të Zotit jemi dhe tek Ai do të kthehemi!



Në moshën 89-vjeçare, me 12 tetor ka ndërruar jetë imami i shquar Avdyl ef. Krasniqi nga Buroja e Skenderajt. Varrimi i të ndjerit u bë në varrezat e fshatit Burojë të Skenderajt, në kohën e namazit të ikindisë.

Avdyl ef. Krasniqi

Avdyl ef. Krasniqi lindi më 21 gusht 1930, në fshatin Vajnikë, komuna e Skënderajt. Ishte i biri i Tafilit dhe i Fatimes, bijë e Loshëve të Padalishtës. Rrjedh nga një familje me traditë kombëtare e fetare. Shkollën fillore e përfundoi në Burojë, ndërsa mësimet e para fetare i mori në Mejtepin e Xhamisë së Burojës, te hoxha dhe patrioti i shquar

Mulla Ilaz Buroja. Më pastaj mësimet fetare i vijoi edhe në Medresenë e Madhe të Gjakovës.

Nga viti 1948 deri në vitin 1982 shërbeu si imam i teravive në fshatra të ndryshme të Drenicës, si në Aqarevë, Padalishtë, Resnikë dhe Vajnikë. Nga viti 1982 emërohet imam i xhamisë së Burojës, tek e cila qysh si fëmijë kishte marrë mësimet e para fetare, por nga kjo kala e arsimit fetar dhe atdhetar, ishte brumosur me idetë patriotike të Mulla Ilaz Burojës, andaj edhe ky imam i nderuar patjetër që do ta ndjekte rrugën e imamëve të parë për të qenë shembull i gërshetimit të dashurisë për fenë dhe kombin. Mulla Avdyl Krasniqi mori detyrën e imamit në këtë xhami në kohën kur po fillonte edhe shpërbërja e Jugosllavisë, në kohën kur dhuna dhe terrori serb po rikthehej në Kosovë kundër popullatës vendëse shqiptare. Në kohën kur përveç dhunës dhe terrorit serb të ushtruar kundër shqiptarëve, popullin shqiptar po e rëndonte edhe më shumë vesi i hakmarrjes i cili ishte bërë një gangrenë e shoqërisë e cila po e shkatërronte popullin shqiptar nga brenda. Andaj hoxha i nderuar, Mulla Avdyl Krasniqi sikurse edhe shumë intelektual e patriot të tjerë shqiptar me moton: "Kurrë më gjakmarrje", morën iniciativën për pajtimin e gjaqeve në Kosovë. Në vitin 1990 hoxha i nderuar do ta bënte organizimin e xhematit, gjegjësisht popullatën e kësaj ane që t'i festonin dy bajramet e mëdha, të cilat hoxha i quante Bajramin Fetar dhe Bajramin Kombëtar, ngase më 2 korrik të vitit 1990, Kuvendi i atëhershëm i Kosovës shpalli kushtetutën e krijimit të Republikës së Kosovës.

Në kohën kur Kosovës po i mbylleshin të gjitha mundësitë për çlirim paqësor dhe nuk i kishte mbetur rrugë tjetër pos kryengritjes së armatosur, hoxha i nderuar hap xhaminë dhe konakun e tij për grupet e armatosura të Kosovës dhe xhaminë e shndërron në depo të armatimin për luftëtarët e ardhshëm të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Andaj pikërisht më 23.9.1992, djali i hoxhës së nderuar së bashku me Kardi Veselin dhe Hashim Thaçin sollën armët të cilat do t'i fshihnin në arkivole, të cilat u fshehën në bodrumin e konakut të xhamisë. Këto armë më vonë do të përdoreshin për çlirimin e Kosovës.

Nga viti 1992 armët kanë qëndruar në atë vend deri më 17.11.1997, kur gjendja politike në Drenicë u përkeqësua tejmase. Atë ditë këto armë, siç thekson imami, i kemi shpërndarë në Prekaz, Llaushë, në Likoc, në Aqarevë dhe një sasi në Burojë. Në atë xhuma imami iu drejtua të pranishmëve në xhami dhe u tha: "Prej sot më nuk do të falet askush në këtë xhami. Unë e hoqa shallin, e lashë në hytbe dhe nxora automatikun e u bëj thirrje njerëzve të vijnë pas meje në luftë." Ai u tha se edhe armët do t'ua jepte.

Dhe kështu Mulla Avdyl Krasniqi mori pjesë aktive në luftë kundër okupatorit serb deri në çlirimin e Kosovës, ndërsa pas çlirimit të Kosovës iu kthye detyrës së imamit të xhamisë së fshatit Burojë deri në vitin 2005 kur edhe pensionohet. (R.Sh.)



# U promovua libri – “Moja životna putanja/ Rrugëtimet e mia jetësore“

Në Prizren, më 27 shtator 2019, në një mjedis të bukur të xhamisë "Uhud", u promovua libri i autorit haxhi Hajdar Mustafi.

Moderator i kësaj ngjarjeje, si e cila nuk ka të shpeshta, ishte nikoqiri dhe imami i kësaj xhamie mr. Elmir ef. Karadži, kurse si promotor ishin: Rasim Rama, prof., mr. Azmir Jusufi dhe mr. Džulzada Ajvazi - Rama.

Në fillim të promovimit, në emër të nikoqirit dhe moderatorit, Elmir ef. Karadži i përshëndeti të pranishmit në këtë promovim dhe u dëshiroj mirëseardhjen.

Pas disa fjalive hyrëse dhe prezantimit të disa fragmenteve të shkurtra nga biografia e autorit të këtij libri, moderatori i dha fjalën promotorit të parë, mr. Džulzada Ajvazi-Rama, e cila në fjalimin e saj foli për rolin e nënës dhe këshillave të saj, të cilat kanë lënë gjurmë të thella tek autori i këtij libri e të cilat përbëjnë edhe vetë thelbin e këtij libri.

Promotor i dytë ishte profesori Rasim Rama, profesor shumëvjeçar i historisë dhe personalitet i njohur në rrethinën e Prizrenit. Profesori Rama foli për aspektin historik e filozofik të këtij libri, dhe, ndër të tjerash, në paraqitjen e tij, nuk harroi për të përmendur disa nga faktet e hidhura historike të regjimit komunist në përgjithësi në këtë rajon, kurse në Zhupë në veçanti, të cilat ishin shumë të hidhura edhe për vetë autorin e këtij libri, siç përmend në disa nga rreshtat të librit të tij.

Promotor i tretë i librit ishte mr. Azmir Jusufi, i cili e shpalosi aspektin teologjik e të urtësisë të mesazheve të këtij libri të vogël, por përplot me urtësi.

Në këtë libër, në mënyrë të qartë përmenden komponentët si në vijim: Dashuria për fenë dhe Zotin; dashuria për të ëmën; dashuria për atdheun; lufta e vazhdueshme e njeriut kundër regjimeve shoqërore; trazirat e brendshme shoqërore dhe botërore; puna e palodhshme në firmën e cila ishte 90 km larg pragut të shtëpisë; kalimi në një firmë të re; vendosja (hixhreti) në Sarajevë; njohja me personalitete të njohura (autorë, dijetarë) në gazetën prestigjioze të Rijasetit të Bashkësisë Islame në Bosnjë dhe Hercegovinë "Preporod"; dhe të mësuarit e pandërprerë të urtësive fetare që nga mosha e hershme e fëmijërisë nga prindërit e tij, imami lokal pas çdo namazi të sabahut e deri te mësimi i njohurive dhe urtësive të fesë nga personalitete të shquara në Bosnjë dhe Hercegovinës.

Për fund, vlen të theksohet se autori i këtij libri nuk është shumë i shkolluar, për arsye të rrethanave të vështira familjare dhe shoqërore të kohës në të cilën ka jetuar, por, edhe përkundër gjithë kësaj, arriti që të shkruajë rrugëtimin e tij jetësor, gjë që na tregon se librat nuk shkruhen vetëm nga njerëzit me shkollime të larta dhe tituj shkencorë, por edhe nga njerëz të rëndomtë.

Përgatiti:
Azmir Jusufi



# Hafiz Ali Korçës[1]

*Me Emrin e Perëndisë*
*Krijues i Gjithësisë*
*Atij i takon falënderimi*
*Që për ne dërgoi bekimin*

*Kur në mesin e popullit tonë*
*Hafiz Aliun e madh dërgon*
*Një njeri burrë i madh, alim*
*Më shumë se alim edhe trim*
*Dijetar i përgatitur në të ndryshme lëmi*
*Ta ka ënda për të t'këndosh, të pajis me dituri*
*Një vjershëtar gjuhëmjaltë*
*Me një stil tepër të lartë*
*A thua vjen një ditë e mbarë*
*T'ia dimë vlerën këtij burri të madh*
*Që penë e tij prore është gjallë*
*Pena e tij që s'është e lehtë*
*Ajo ka stilin e vet*
*Në t'gjitha lëmitë*
*Gjer në poezinë e shumë-arririë*
*Nuk ka qenë e lehtë të shkruhej*
*N'kohë të Hafizit të dëlirë*
*Zaman i egër, zymtësi*
*Gjithandej armiqësi*
*Por Hafizi Moth nuk u tërhoq*
*Shkroi e shkroi kurrë pa u lodhë*
*Stoik qëndroi s'u dorëzua*
*Asnjë regjimi s'iu dorëzua*
*Kaloi vite e kohë mbi libra*
*Shkroi e shkroi sa iu kërrus dhe shpina*
*S'ndjeu lodhje as mund Hafiz efendia*
*Se vargu ish dhunti e tija*
*Vazhdoi të shkrojë*
*Gjerë e gjatë të vjershërojë*
*Madje duke na bërë të qartë*
*"Se s'asht lehtë me qenë vjershëtar"*

*"Lavdoi Zotin, pejgamberët*
*Brezi ri mos ngelni n't'errët"*
*Porositi pa ndërprerë*
*"Duani fenë e atdhenë"*
*Hafiz i Madh, i pakapërcyeshëm*
*Je i gjallë e i pathyeshëm*
*Kahdo që vete, të kujtojmë me mall*
*Si ty një tjetër s'ka për t'ardhë*
*Ishe i pari që na hape një faqe të re*
*Në shqip na solle ta famshmën Shahnamenë*
*Na mësove për Firdevsinë*
*Gjeri më sot i paarririë*



*Na tregove historinë*
*Ëmbël ashtu sikur që din Tinë*
*Na mësove pejgamberë*
*Në ato vjersha gjithë me vlerë*
*Të kisha hyqëm e mundësi*
*Nxënësit sot t'i jepnja Ty*
*T'i detyronja që ti t'i mësonje*
*Me veprën tënde t'i ndriçoje*

*Gjersa lexoj shkrimet e tua*
*Ato që më prekin mua*
*Poezitë e lavdishme*
*Vargjet, zërthat e habitshme*
*Mahnitem, zhytem, thellohem*
*Nga kjo botë largohem*
*Dhe ashtu si në kllapi*
*Hyj në botën e Hafëz Alisë*
*Pastaj them me çudi*
*Po pse moj këtu rri*
*Çohu e hik shko në Korçë*
*Tako Hafizin penëfortë*
*Jo, s'është në Korçë se e kanë ndjekë*
*Po ti mos u step*

*Shko në Kavajë aty ku rrojë*
*Mos ndoshta e takon*
*Por më duhet një zaman*
*Të kthjellem për atë Ehl-i Kuran*
*Të mendoj me qenien plot*
*Se Hafizi s'është në këtë botë*

*Ka shumë vjet që ai vate*
*Ne na la plot qitabe*
*Na shkroi në poezi*
*Se si duhet ta duam Perëndinë*
*Na e la amanetë*
*"Ta duam atdhenë bashkë me fenë*
*Sepse ato janë gjithë bashkë*
*Tha "fe e atdhe janë binjakë"*
*Hafiz ti prehu në Kavajë*
*Ndërsa unë në mendje të mbaj*
*Si t'ja bëj që gjithë shqiptarët*
*Të të çmojnë sa ua deshe të mbarën*
*Zëri yt le të jehojë*
*Secili shqiptarë të dëgjojë*
*Se dikur ti vargje thurrnje, atdheun e përkundnje*
*Ja the vargjet që të prekin zemrën:*
*"Mëmëdhezë o hallemadhe, e zezë të ka zënë*
*Bijtë e s'mendohen fare rrugëve t'kanë lënë*
*T'pamëshirçmit, s'të shohin, s'kujdesen për Ty fare,*
*Të kanë lënë të shkretë, të zhveshur, të zbathur*
*Të pangrënë"*

*Një na ishte Hafiz Aliu*
*Për shqiptari e gjetiu*
*Një na e fali Zoti*
*Si ai më nuk solli moti*
*Hafiz, ato vepra që na ke lënë*
*Aktuale dhe vlerë*
*Në më ndëgjofshin mua*
*Në shkolla ato duhet mësuar*

*Vjershërisë ia dhe hakun*
*Sepse e kishe për meraku*
*Fjalët asnjëherë si ngatërrove*
*Thoshe se po ndodhi kjo*
*Librës shijën ia mbarove*
*Vjershat na the "nuk janë lehtë*
*Për to duhet një fuqi e nxehtë*
*Vjershat tua kështu janë*
*Tërë konditat i kanë*
*Vetvetiu të kanë rrjedhur*
*Porsi farë lulesh hedhur"*

*Ta kuptoj hallin mirë*
*Hyj në shpirtin Tënd të dlirë*
*Arrij të të imagjinoj*
*Kur thua se kam "shkrojt*
*Sikur fjalosesh*
*Jo me zor të hardallosesh"*
*Të marr vesh, o shpirtbardhë*
*Rrethanat tua i kam t'qarta*
*Se se kishe të lehtë aspak*
*Por meraku yt i madh*
*Ka nxjerrë nga Ti këtë thesar*

*Thua nga modestia se nuk je Firdevsia*
*Them se je më i madh*
*Shahmenë e prune për shqiptarë*
*Se pa ty se njihnim dot*
*Kush ishte Firdevsia n'këtë botë*
*I the të madhit Firdevsë*
*Njëqind vjet e më parë*
*"Se të dy jemi arianë*
*Gjuhët një harmoni kanë*
*Ti dolle nga Persia e Unë dolla nga Shqipëria"*
*Por se di a e din Ti o i Madhi Hafëz Ali*
*Se si ti ma nuk na erdhi burrë tjetër n'Iliri*

*Nuk mjaftove veç me Firdevsinë*
*Por të famshmët Rubaira të Hajjamit*
*I rendite në shqip si kokrra të inxhisë*

*Hafiz pusho i lirë ti*
*Emri jot mbetet në histori*
*E di se sa shumë ke hjek*
*Neve rrugën me na gjetë*

*Je çuditur me ata dindarë*
*Që janë bërë shqiptarë*
*Të tjerët janë fanatikë thonë*
*S'na lënë në punën tonë*
*Tani më s'je te ne*
*Por edhe po të ishe*
*Shumë do të mërziteshe*
*Është lodhun shqipja shumë*
*Ka rënë thellë, pushon gjumë*
*Si të të zgjoj nga varri Ty*
*Të na porosisje me vjershëri*
*Të dëgjojmë fjalët dhe vjershërimet*
*Mbase do të na nxirrnin nga t'thella greminet*
*Po si gjithë bota njërës jemi*
*Pa numër gabime kemi*
*I lutemi Allahut*
*Për nder të Resulullahut*
*Me fjalët e Hafiz Alisë*
*"Zot të na rrojë atdheu e kombësija*
*Aq sa të rrojë gjithësia"*
*"Prandaj, këndonjës të lutem Tynë*
*Kur të shoç faj mbylle synë*
*Ndreqi gabimet e tua dhe të mia"*
*Frymo ashtu qysh tha Hafëz Alia*
*"Që të na ndjejë Perëndia!"*

*Hatixhe AHMEDI*
*04.10.2019, Prishtinë*

*Hafiz Ali ef. Korça (1873-1957). Lindi në Korçë. Hafiz i Kuranit, hoxhë, mësues, myderriz, edukator, intelektual, personalitet i shquar fetar dhe veprimtar i dalluar i çështjes kombëtare, atdhetar dhe patriot i dëshmuar, autor i dhjetëra veprave dhe shkrimeve publicistike, kulturore dhe letrare. Vdiq dhe u varros në Kavajë. Kjo poezi është shkruar si refleksion i leximit dhe studimit të veprave të hfz. Ali Korçës.*

Ilmi Rexhepi

# Dy emra

*Dy emra*
*Hynë në zemër*
*Qysh nga fëmijëria*
*Fahri Fazliu, Afrim Zhitia.*

*As i kam njohur*
*As i kam ditur atëherë*
*Nuk di si lindi dashuri për ta*
*Që pastaj vetëm të shtohej përherë.*

*Ndoshta se ishte i ngrohtë mjedisi*
*Kur ata emra na i shqiptuan*
*Ndoshta, që ishin të mirë,*
*Engjëjt na i hatëruan.*

*Vjen nëntori*
*Ata i përkujtojmë*
*Duam bamat e tyre*
*Të sotmen ta flakërojnë.*



| AUTOR: AGIM GASHI | LLOJ ZOGU KËNGËTAR | QË ZË NJË OKË | LUTJE DHE PËRSHËN-DETJE DREJTUAR PROFETIT | LLOJ KRIJIMI LETRAR | PUBLICISTI, SURROI | EMNAK I AMIRES | R.I. | ZANORE | ZËRI MË I LARTË I BURRIT | | NXËNËS I SHKOLLËS USHTARAKE | EUROPEAN LUNAR EXPLORER | CE3REMONI (sh.pashq.) | PRIJËSIT E XHEMATIT | E MESME |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| BANORËT E REPUBLIKËS SË KOSOVËS | | | | | | | | | | VARIANT I EMRIT QERIM / EMËR F. | | | | | |
| INSTITUCION I LARTË STUDIUES E SHKENCOR | | | | | | | | SMALTIME / PAST TENSE "EAT" | | | | | | | |
| LANETI | | | | | | | BREG-DETAS / GRUP GJAKU | | | | | | | | |
| PËREMËR VETOR | | | | GOJËTARE / ÇRREGULLIM | | | | | | | | KËNGËTARJA E NDJERË, QAZIMI / NJOHUR | | | |
| QYTET NË IRAN | | | | | | QYTET SHQIPTAR | | | | | | | ASTATI / HYRJE BANESE | | |
| SHTET AZIATIK | | | | |  | | | | | | KOHA A DITA E CAKTUAR NË HISTORI | | | | |
| PESHA PA ENËN | | | | | | | | | | | UL | | | RADIUSI / IMPLEMENTIM | |
| AMPERI | | ENVER MALOKU / NDJENJAT E KËNDSHME | | | | | | | | | SHPREHJE MOS-PËLQIMI | | | | |
| | PËREMËR DËFTOR / GJYSMË MATURA | | | | | | | | | | TEACHERS RECRUIT. BOARD | | | | PORT |
| SOCIAL DEMOKRAT | | | LITRI / PËR-MBUSHJA | | | | | | | | PARA-ARDHËS I ITALI-ANËVE | | | | |
| PARA MBIEMRIT | | | | | | | | | | | NAFAKA | | | | |
| MOBILE INTERNET EXPERIENCE | | | | HEROI, XHEMAL | | | | | | | INTERNATION. MASTER IN INNOVATIVE MEDICINE | | | | |
| SHTET AZIATIK | | | | | | | | | | | KEMALI (dim.) | | | | |
| VEND NË ALGJERI | | | | | OKATARE | AZOTI | | LUTJA PAS NAMAZIT | TË HOLLA | ALBANIAN TELEGR. AGENCY | UNITED NATIONS / EMËR M. FRANCEZ | | | NORVEGJIA / QESËNDI | |
| NISESHTE | | | | | | | MJET TEKNIK / FUTBOLLISTI, RRAHMANI | | | | | | | | RRITJE |
| DJALË TEZJE | | | | | | JO PROFESIONIST / DITIO-TREITOL | | | | | | | REPUBLIKA E SHQIPËRISË / NDALI | | |
| VEGËL MUZIKORE | | | | GRADË USHTARAKE / AMERICI | | | | | | | | KOË / G.E. | | | |
| REPUBLIKA | | LLOJ PUSHKE / SUEDIA | | | | | | | | HEKË / GRUP GJAKU | | | | | |
| MUNGESË E SIMETRISË | | | | | | | | | ANIM | | | | | | |


"Dhe kur Isai i biri i Merjemes tha:
O beni Israilë, unë jam i dërguari i Allahut te ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është
**Ahmed**..."
(Es-Saf-6)